130 l

AKADEMIA E SHKENCAVE E SHQIPËRISË
INSTITUTI I GJUHËSISË DHE I LETËRSISË

# RREGULLAT E PIKËSIMIT NË GJUHËN SHQIPE

Shtëpia botuese "Shkenca"
Tiranë, 2002

Komisioni hartues:
**Prof. Mahir DOMI**
**Prof. Menella TOTONI** (redaktor përgjegjës)
**Bashk. shk. Nikoleta CIKULI**
**Prof. Spiro FLOQI**

Ripunuar dhe plotësuar nga:
**Dr. Mariana YMERI**
**Dr. Ludmila BUXHELI**

Formulimi grafik:
Enkelejda Misha



*Shtypur në shtypshkronjën "Afërdita"*

# PARATHËNIE

Rregullat e pikësimit janë një element i rëndësishëm i kulturës së gjuhës. Në gjuhën e shkruar ato shërbejnë për të paraqitur qartë përmbajtjen dhe gjatë leximit të tekstit ndihmojnë për t'i dhënë atij intonacionin e duhur.

Rregullat themelore të pikësimit mësohen pjesë-pjesë në tekstet shkollore të gjuhës shqipe. Por përveç rregullave që përcaktojnë përdorimin e shenjave kryesore të pikësimit në rastet më të rëndomta, del nevoja edhe për një varg rregullash të tjera për çështje më të veçanta që paraqiten gjatë të shkruarit, veçanërisht në letërsinë artistike, politike-shoqërore, në veprat shkencore etj. Për të njësuar praktikën e përdorimit të shenjave të pikësimit, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë botoi më 1981 trajtesën "Rregullat e pikësimit në gjuhën letrare shqipe (Projekt)". Ky projekt u diskutua në disa takime me gjuhëtarë, arsimtarë, punonjës të botimeve e të shtypit, ku u bënë një varg vërejtjesh të dobishme. Disa diskutime për këtë projekt u botuan edhe në shtypin shkencor. Ndërkaq përfundoi hartimi dhe botimi i vëllimit të dytë (Sintaksa) të veprës akademike "Gramatika e gjuhës shqipe", ku janë trajtuar edhe çështje të pikësimit të fjalisë e të periudhës.

Duke e gjykuar të nevojshëm një botim të dytë të rishikuar e të plotësuar të trajtesës së rregullave të pikësimit dhe në pamundësi që këtë ta kryente komisioni hartues, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë ngarkoi me këtë detyrë punonjëset e departamentit të gramatikës e të kulturës së gjuhës dr. Mariana

Ymeri dhe dr. Ludmila Buxheli, të cilat nën drejtimin shkencor të prof. Emil Lafes, përgatitën variantin e pranishëm. Krerët *Pika, Pikëpyetja, Pikëçuditja, Dy pikat, Thonjëzat, Kllapat, Viza* janë ripunuar nga Mariana Ymeri; krerët *Presja, Pikëpresja* dhe *Shumëpikëshi* janë ripunuar nga Ludmila Buxheli. *Shënimet në fundfaqe, Takimi i shenjave të pikësimit* dhe *Shenjat tipografike* janë shkruar nga Mariana Ymeri. Ripunimi nuk ka prekur parimet dhe rregullat kryesore të vendosura në botimin e parë, por ka synuar ta bëjë këtë trajtesë më të thjeshtë e më praktike në përdorim. Njëkohësisht janë saktësuar e përmirësuar disa rregulla dhe janë shtuar çështje të patrajtuara në botimin e parë.

"Rregullat e pikësimit" të ripunuara u diskutuan dhe u miratuan në Këshillin shkencor të Institutit të Gjuhësisë dhe të Letërsisë. Një ndihmesë të vlefshme për saktësimin dhe paraqitjen më të mirë të tyre kanë dhënë prof. Seit Mansaku dhe prof. Enver Hysa.

Përvoja tregon se në çdo libër ka vend për plotësime e saktësime të mëtejshme. Lexuesve e përdoruesve që do të na dërgojnë vërejtjet e sugjerimet e tyre në adresën tonë, do t'u jemi mirënjohës.

**Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë**



# PARATHËNIE E BOTIMIT TË PARË

"Rregullat e pikësimit në gjuhën letrare shqipe", që po u jepen punonjësve të shkencës, kulturës, të arsimit etj., janë paraqitja e parë e plotë e tyre në gjuhën shqipe.

Kristalizimi i normës letrare në të gjitha hallkat, sidomos në strukturën gramatikore, i arritur në këto 35 vjetët e pushtetit popullor, kërkon dhe një pikësim të njësuar dhe të qëndrueshëm. Ishte kjo arsyeja që Kongresi i Drejtshkrimit shtroi detyrën për hartimin e rregullave të pikësimit, të cilat, nga ana e tyre, do të ndihmonin në kodifikimin e plotë të normave të gjuhës letrare në variantin e saj të shkruar.

Sistemi i pikësimit i gjuhës shqipe ka ngjashmëri me sistemet e gjuhëve të tjera që përdorin alfabetin latin ose alfabetin cirilik, kryesisht në karakterin e numrin e shenjave të pikësimit dhe në vlerën e tyre të përgjithshme. Kështu, pika, pikëpyetja, pikëçuditja përdoren për të treguar përfundimin e fjalisë e të periudhës; presja përdoret për të ndarë a për të veçuar gjymtyrë të një fjalie e fjali të një periudhe; dy pikat paralajmërojnë diçka që do të thuhet, ose sqarojnë diçka që është thënë etj. Por përdorimi i tyre në raste konkrete në gjuhë të ndryshme për shkak të specifikës dhe traditës së tyre nuk është gjithnjë i njëjtë. Dallime ka, p.sh., në përdorimin e presjes për ndarjen e fjalive të varura që ndodhen pas kryesores, dhe në raste të tjera. Në këtë kuptim përdorimi i shenjave të pikësimit në gjuhën shqipe ka veçoritë e veta.

Sistemi ynë i pikësimit është rezultat i një përpunimi të gjatë,

ai është zhvilluar e saktësuar me zhvillimin e gjuhës së shkruar letrare shqipe. Rregullat e pikësimit që po paraqiten, saktësojnë, plotësojnë e kodifikojnë më tej këtë traditë tashmë të formuar.

Shenjat e pikësimit janë të domosdoshme për të ndarë e për të paraqitur saktë mendimet me shkrim. Mungesa ose përdorimi jo i drejtë i tyre vështirëson kuptimin e tekstit ose shpesh mund të japë shkas për keqkuptime.

Shenjat e pikësimit kanë rëndësi të veçantë sidomos në ato raste kur mjetet leksikore e sintaksore nuk janë të mjaftueshme për të dhënë qartë lidhjen e fjalëve e të fjalive. Është pikërisht presja që na tregon se ndajfolja *dje* në shembullin *Dritarja ku ishte vendosur vazoja me lule* **dje** *ishte e hapur* lidhet me foljen *ishte vendosur* apo me foljen *ishte.* Në pajtim me atë që duam të themi, presjen mund ta vendosim pas ndajfoljes *dje* e ta lidhim me foljen e parë ose para ndajfoljes *dje* e ta lidhim këtë me foljen e dytë.

Shenjat e pikësimit mund të jenë të vetmit tregues të marrëdhënieve ose të nuancave kuptimore që vendosen ndërmjet fjalive. Një fjali që s'ka fjalë pyetëse ose pasthirrmë, mund të kuptohet në është dëftore, pyetëse apo thirrmore nga shenja e pikësimit që ka në fund tësaj. Mospërdorimi i presjes para fjalisë përcaktore në shembullin *Nxënësit e shkollës sonë* **që u kthyen dje nga aksioni**, *ishin tërë gaz e hare* tregon funksionin përcaktues të fjalisë së varur (ishin tërë gaz e hare pikërisht nxënësit që u kthyen nga aksioni, jo të tjerë); në këtë periudhë fjalia përcaktore jep diçka që nga pikëpamja e kuptimit është e domosdoshme për konkretizimin e emrit të përcaktuar. Përdorimi i presjes para fjalisë përcaktore: *Nxënësit e shkollës sonë*, **që u kthyen dje nga aksioni,** *ishin tërë gaz e hare* tregon funksionin përcaktor sqarues, shtesor të fjalisë së varur (duke përcaktuar ajo sqaron një rrethanë, shton që të gjithë nxënësit ishin në aksion, pra nuk i dallon); fjalia përcaktore në këtë rast nuk e konkretizon emrin e përcaktuar, sepse ai del si i tillë nga konteksti ose situata. Në ligjërimin e folur këto nuanca



shprehen me anë të intonacionit, i cili është i ndryshëm: në rastin e parë vija melodike nga gjymtyra e përcaktuar në fjalinë përcaktore nuk thyhet dhe ka një theksim më të madh të fjalisë përcaktore; në rastin e dytë vija melodike thyhet nga ulja e tonit në fund të gjymtyrës së përcaktuar e nga një pushim para fjalisë përcaktore, e cila nuk theksohet.

Edhe në rastet kur mjetet leksikore janë të mjaftueshme për të dhënë qartë marrëdhëniet kuptimore e nuancat, shenjat e pikësimit e bëjnë më të kapshme strukturën e fjalisë a të periudhës.

Parimi kryesor mbi të cilin mbështetet pikësimi ynë, është parimi sintaksor. Kjo duket si në synimin e pikësimit për ta bërë sa më të kapshme strukturën sintaksore të shqipes (për të ndarë fjalitë e periudhat nga njëra-tjetra dhe për të ndarë e veçuar fjalitë në periudhë e gjymtyrët e fjalive), edhe në formulimin e rregullave sipas kategorive të ndryshme sintaksore.

Parimi sintaksor gërshetohet edhe me parimin intonacionor. Struktura sintaksore dhe intonacioni nuk ekzistojnë në ligjërim të ndarë. Ata të dy janë mjete me anën e të cilave organizohet materiali leksikor për të shprehur marrëdhënie të ndryshme kuptimore e nuanca të ndryshme. Me këtë shpjegohet që shenjat e pikësimit në shumicën e rasteve gjejnë mbështetje edhe te struktura sintaksore, edhe te intonacioni: te ulja e tonit pas një gjymtyre a pas një fjalie, te pushimet që vendosen midis gjymtyrëve a fjalive, te theksimi i fjalëve të veçanta etj. (shih për këtë përdorimin e presjes te tipat e ndryshëm të periudhave me fjali të varur pas kryesores). Po duhet thënë që shenjat e pikësimit nuk pasqyrojnë gjithnjë në mënyrë besnike intonacionin. Jo çdo pushim që vendoset midis gjymtyrëve të fjalisë në ligjërimin e folur, jepet me presje në ligjërimin e shkruar. P.sh., midis grupit të kryefjalës dhe grupit të kallëzuesit nuk vihet presje, megjithëse midis tyre bëhet një pushim i shkurtër në ligjërimin e folur. Jepen me presje pushimet midis gjymtyrëve ose fjalive që mbështeten edhe në strukturën sintaksore të

ligjërimit e që ndihmojnë në kapjen e kuptimeve e të nuancave kuptimore. Në raste të tjera presja mund të mos pasqyrojë një pushim në ligjërimin e folur, ajo mund të përdoret thjesht për arsye sintaksore, si p.sh., presja midis dy lidhëzave kur një fjali e varur futet në mes të një fjalie të bashkërenditur ose të nënrenditur: *Një stërqokë u ngrit nën këmbët e tij* ***dhe, pasi*** *i fluturoi mbi kokë, zuri vend mbi një shtyllë aty pranë. Vranakonti kishte urdhër* ***që, posa*** *të dilte kalorësia e Hamzait nga pusia për t'i marrë krahët armikut, ai t'i godiste turqit përballë.*

Duke qenë se rregullat e pikësimit janë kodifikim i traditës së formuar nga përdorimi i gjatë i shenjave të pikësimit, ato kanë një karakter të theksuar normativ: janë pranuar prej të gjithëve dhe duhet të zbatohen prej të gjithëve. Po karakteri normativ i rregullave të pikësimit nuk duhet të kuptohet në mënyrë të ngurtë. Sidomos në letërsinë artistike, ku përshkruhen e analizohen dukuri të ndryshme shoqërore, marrëdhënie të ndërlikuara njerëzore, ndjenja të forta shpirtërore, shenjat e pikësimit përdoren shpesh si mjete të ligjërimit të shkruar për të dhënë atë anë të përmbajtjes që nuk jepet në mënyrë shprehëse me mjete të tjera. Pikëçuditja dhe tri pikat në këtë shembull: DOM MARKU – *Dikush po ia çart mendjen këtij djali!...* (ku mund të vihej edhe vetëm pika) janë përdorur me vlerë shprehëse-emocionale, për të dhënë keqardhjen hipokrite të priftit për një malësor që nuk i beson më dhe që këtë mosbesim e tregon hapur para malësorësh të tjerë. Me vlerë stilistike përdorin shpesh shkrimtarët presjen për të vënë më shumë në dukje gjymtyrë të fjalisë, pikën për të ndarë më dysh një periudhë me bashkërenditje ose me nënrenditje etj. Po kushdo duhet ta ketë të qartë se përdorimi i shenjave të pikësimit me këtë vlerë duhet të jetë në pajtim me ndarjen kuptimore e gramatikore të ligjërimit.

"Rregullat e pikësimit" janë ndarë në kapituj sipas shenjave të pikësimit, po numërimi i paragrafëve është bërë vijueshëm.



Rregullat e përdorimit të çdo shenje janë formuluar sipas kategorive gramatikore dhe me termat më të përgjithshëm të sintaksës së shqipes. Vetëm te thonjëzat dhe te kllapat ky parim edhe thyhet për ta dhënë më të plotë përdorimin e tyre. Sidomos te presja janë formuluar në të njëjtin paragraf edhe rregullat e mospërdorimit të saj, duke i dhënë përparësinë asaj ane që është tipike për atë kategori. Te kapitulli i pikës dhe i kllapave të rrumbullakëta është dhënë pas tri pikash edhe përdorimi i tyre si shenja grafike.

"Rregullat e pikësimit" u diskutuan në një mbledhje të zgjeruar të Këshillit shkencor të Institutit të Gjuhësisë dhe të Letërsisë. Autorët falenderojnë për vërejtjet dhe sugjerimet e tyre të vlefshme të gjithë ata që morën pjesë në diskutim, në mënyrë të veçantë recenzentët E. Lafe dhe S. Mancaku.

"Rregullat e pikësimit" po botohen si maket. Ato do t'i nënshtrohen një diskutimi të gjerë në qendër dhe në rrethe, para se të marrin një formë përfundimtare. Autorët mendojnë se një kontribut të madh në plotësimin dhe përmirësimin e mëtejshëm të këtyre rregullave duhet të japin arsimtarët e gjuhës dhe të letërsisë, si dhe redaktorët letrarë të shtëpive botuese, të gazetave dhe revistave të ndryshme, të cilëve praktika e përditshme u sugjeron raste nga më të ndryshmet të përdorimit të shenjave të pikësimit. Ata do të mirëpresin çdo vërejtje e sugjerim.

# 1. PIKA (.)

Pika shënon mbarimin e një fjalie ose të një periudhe që shqiptohet me intonacion dëftues. Pika shënon një ndërprerje përmbyllëse. Në ligjërimin e folur pikës i përgjigjet një pushim i gjatë. Pas pikës fjalia fillon me shkronjë të madhe.

**§ 1.** Vihet pikë në fund të një fjalie dëftore të mëvetësishme, si dhe në fund të një periudhe me fjali dëftore të bashkërenditura:

*Ai qe një plak i fortë, me lëkurë të regjur nga dielli, me tipare të vrazhda dhe flokë të bardhë.*

*Një kundërmim dheu, drurësh, gjethesh, ajo erë e mirë e pyjeve të dendura dukej sikur ishte pulitur në këtë udhëz.*

*Kjo melodi u përsërit shpesh, shumë shpesh në vetminë e asaj dhome të errët.*

*Dhe qaj plaku, qaj plaka; plaku shkuli mustaqet, plaka shkuli cullufet.*

*Mjegulla u filtrua ngadalë dhe kampi mori trajtat e rrathëve, të katrorëve, të vijave të drejta dhe të harqeve.*

*Tani ishte i vendosur të shkelte mbi rreziqet, të ndante fatin me të. Disa muzikantë nxorën fyejt, krisi një daulle e rëndë dhe dy veta u ngritën në valle në sheshin e vogël aty përballë.*

Një fjali dëftore mund të jetë edhe e paplotë (p.sh., kur i përgjigjemi një pyetjeje). Edhe në këtë rast ajo mbaron me pikë:

*(–Kush t'i ka mësuar këto?) –* ***Mësuesi.***
*(– Ej, mik si të quajnë?) –* ***Miri.***

***Shënim***: Ndarja e një teksti me shumë pika (d.m.th. me fjali deri diku të shkurtra) tregon një ritëm më të shpejtë mendimi sintetik. Ndarja e një teksti me më pak pika tregon për përsiatje më të ngadalshme, një natyrë vëzhguese më të pasur dhe të kujdesshme, një përpunim më të menduar.

§ **2.** Vihet pikë në fund të periudhës, kur fjalia kryesore është dëftore:

*Legjenda thotë se një ushtar hipi mbi një shkëmb, vuri dorën pas veshit dhe ia mori këngës për shtëpinë e tij të vogël dhe për malet tepër të larta.*

*U kthye drejt barit të vogël ku shkonte rëndom, duke u ndalur te dera për t'i lëshuar rrugë një djaloshi të pashëm, i cili, i befasuar nga purpuri i fytyrës së saj, i drejtoi një buzëqeshje ngashënjyese dhe i hapi derën me shumë mirësjellje.*

*Dhe mbeta vetëm me atë kureshtjen time, ndërsa ndodhnin të tjera ngjarje, për të cilat do t'ju rrëfej tani.*

*Kështu ndodhi që, me të mbërritur, dëgjova të flisnin për një lajm të bujshëm, që e kishte tronditur mbarë qytetin.*

§ **3.** Pika shënon edhe mbarimin e një fjalie nxitëse a të një periudhe me fjali kryesore nxitëse që nuk shqiptohet me intonacion thirrmor (sidomos kur fjalia shpreh këshillë, porosi, propozim, lejim ose pranim):

***Lexojeni atë libër të bukur*** *dhe do të shikoni se me çfarë admirimi shkruan ajo për shqiptarët, për traditat e zakonet e tyre, për bujarinë e mikpritjen e tyre të rrallë.*
*Sistemi i ekonomisë së tregut të lirë sikur bën thirrjen:* ***punoni, fitoni, pasurohuni. Pasurohuni****, por duke zbatuar ligjet dhe rregullat e lojës së lirë të tregut, jo duke shkelur mbi të tjerët.*

***– Ti baba mos u mërzit. Lërma mua këtë punë dhe kthehu t'i mbash miqtë me muhabet.***

*Në këto rrethana, a mund t'i shkojë ndokujt ndër mend për të folur për nacionalizëm romantik?* ***Gjykojeni vetë.***

*–* ***Hyni****, – tha ai. –* ***Po kujdes, mos shkelni në parket.***

§.**4.** Vihet pikë edhe në fund të një fjalie dëshirore jothirrmore a në fund të një periudhe me fjali dëshirore jothirrmore të bashkërenditura, si edhe në fund të një periudhe me fjali kryesore të tilla:

*– Ja, kështu ju pafsha mor miq, gjithmonë bashkë e të qeshur.*

*– Lëri këto. Bjeru druve shkurt, – tha Xhezoja.*

*Më qafë paçin veten e tyre, se fshati u doli borxhit.*
*Ah, që s'kishte krahë e të gjendej sa më parë matanë, që s'kishte këmbë aq të gjata sa të kreshnikëve dhe të hidhej majë më majë e të mbërrinte sa më parë atje dhe të mësonte se si përfundoi beteja.*

*E mor Musa, që të kam edhe kryetar, e për këtë më rrofsh, besa, nuk fole drejt.*

*Mos bëj zhurmë, se fle nëna.*

§ **5.** Vihet pikë në fund të një periudhe me pyetje të zhdrejtë:

*Ne e dinim* ***për se luftonim dhe ku shkonim.***

*Pyetjes se* ***nga e dinte këtë gjë****, ai nuk iu përgjigj.*
*Më pyeti* ***a më pëlqenin qershitë.***

*Është i njohur fakti se ndër përfaqësuesit e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare shfaqej herë pas here, në trajtë shumë të mundimshme, mëdyshja **nëse do të mund t'u qëndronte Shqipëria,** pasi të çlirohej prej pushtimit osman, **trysnive aneksioniste të qarqeve shoviniste të shteteve fqinje dhe fuqive evropiane** që qëndronin pas tyre.*

§ **6.** Pika mund të vendoset edhe para lidhëzave të ndryshme kur, për qëllime stilistike, periudha ndahet në fjali ose grupe fjalish, të cilat kështu vihen më shumë në dukje:

*Është edhe njëfarë shformimi moshor. **Dhe** jo vetëm te gratë, siç mendohet e thuhet shpesh, por edhe te burrat. **Sepse** qëllon që në këtë moshë pleqërie, ata mund të kenë kohë edhe më shumë. **Dhe** nuk përjashtohet që në një shkallë të caktuar ta mbushin atë me llafe.*

*Kuptohet se në ballë qëndron psikologjia e përgjithshme. **Sepse** të gjithë përbërësit e saj janë të rëndësishëm. **Dhe** proceset e ndërlikuara emocionale. **Dhe** më tutje vetitë njerëzore...*

§ **7.** Pika mund të vendoset, për qëllime stilistike, edhe pas një gjymtyre ose pas një togfjalëshi. Në këtë rast gjymtyra e shkëputur vihet më shumë në dukje:

*Provoi të shihte pak televizor, por nuk ia doli të përqendrohej në laryshinë e atyre dritave të ngjyrosura. Pa disa kronika. E ëma kishte qenë atje. **E pamundur. Absurde.***

*Qe përpjekur të ndërtonte një mur mbrojtës ndaj botës që e rrethonte. **Më kot. Përpjekje e dështuar.***

§ **8.** Pika mund të përdoret edhe në fund të një radhe fjalish dëftore a periudhash me fjali dëftore ose nxitëse jothirrmore,



që nisin me kryeradhë dhe kanë në krye një tekst të përbashkët, të ndarë nga to zakonisht me dy pika:

*Në vazhdim po paraqisim disa nga ndryshimet dhe "risitë" e viteve të fundit në skenat tona:*

*– Në masë të dukshme janë intelektualizuar subjektet krijuese interpretuese të dy gjinive.*

*– Është bërë ndryshim i madh në formacionin dhe në strukturën e orkestrinave.*

*– Subjektet krijuese po ndryshojnë përkatësinë lokale të disa dukurive. Kështu, bie fjala, në një mjedis të caktuar më parë nuk është kënduar me dy zëra, kurse tashti paraqiten interpretues me këngë të tilla etj.*

*Kryejeni eksperimentin në këto etapa:*

*1.Ngacmoni shputën e gjymtyrës së pasme me rrymë elektrike. Do të vini re se këmba përgjigjet duke u tërhequr.*

*2.Futeni këmbën e bretkosës në acid klorhidrik. Bretkosa do të përgjigjet në të njëjtën mënyrë.*

*3.Bëni të njëjtën provë me këmbën tjetër. Këmba do të tërhiqet. Shplajeni përsëri këmbën me ujë të pastër.*

***Shënim.*** Në raste të tilla është e mundshme edhe ndarja me pikëpresje (shih § 117 a), kur fjalia ose periudha nuk është shumë e gjatë:

*Në këtë kuadër u paraqitën dhe kërkesat si më poshtë:*

*– Bashkimi në një vilajet të vetëm i trojeve shqiptare të copëtuara në katër njësi administrative osmane;*

*– Administrimi i këtij vilajeti shqiptar nga vetë shqiptarët;*

*– Përdorimi i shqipes në shkolla dhe në fushën e drejtësisë;*

*– Rekrutimi i ushtarëve shqiptarë për të shërbyer vetëm në vilajetet shqiptare.*

**§ 9.** Vihet pikë në fund të një fjalie dëftore të mëvetësishme të ndërkallur apo të një periudhe të tillë të vendosur midis kllapash, kur synojmë që ajo të dalë deri diku e shkëputur nga teksti që ka përpara dhe pas. Në këtë rast fjalia midis kllapash fillon me shkronjë të madhe dhe pika vihet brenda kllapës[1]:

*Më vinte të pështirë, po ia dola të afrohesha në zonën më të nxehtë tamam në kohë për të qenë aty kur u flak karrigia e parë, e ndjekur me shpejtësi nga një numër i madh shishesh dhe guresh.* ***(Ku i kishin marrë gurët xhanëm? Duhet t'i kishin sjellë nga shtëpitë, duke dhënë kështu një provë të admirueshme aftësie parashikuese.)***

*Ajo u mendua një hop dhe u thartua më shumë.* ***(Tashmë balli i ishte bërë vija-vija nga rrudha të thella si brazda.)***

*Në pjesën e jashtme dhe të lartë gjendej, sipas stoikëve, kupa e përkryer qiellore e yjeve të palëvizshëm.* ***(Këtë shpjegim e gjejmë te një nga veprat e Ciceronit.)***

Vihet pikë edhe në fund të fjalive a periudhave që në një vepër skenike shërbejnë si udhëzime për veprimet e aktorëve etj.:

*Vera* ***(Hyn në dhomë me vrap.)****: – Më prisni edhe mua.*

*Mamaja* ***(Përplas kapakët e dollapit, ku diç kërkon.)*** *– Më në fund na erdhi dhe princesha!*

***Shënim.*** Kur fjalia e vendosur në kllapa nuk është e shkëputur nga fjalia që i prin, pas saj përdoret ai pikësim që është i nevojshëm në periudhë. Kur kjo fjali është në fund të periudhës, pika vendoset pas kllapës mbyllëse:

*Ushtria venedikase qëndroi* ***(siç shkruan anonimi Tivaras)****, aq sa mund të pretendonte se qëndroi përballë Skënderbeut më shumë se turku.*

*Edhe po të kishte fill aq të gjatë sa të Arianës* ***(se shpesh***

[1] Pas kllapës nuk vihet ndonjë shenjë pikësimi edhe kur teksti vazhdon.



***përrallat thonë të vërtetën)****, kjo do të thoshte se nga labirinti nuk dilet kollaj.*

*Më kapi tmerri e mezi e mbajta vajin dhe m'u duk se dëgjova* ***(apo e dëgjova vërtet?)*** *atë zë që më kishte shoqëruar në fëmijërinë time.*

*Hungëriu kërcënueshëm* ***(gjë që m'u duk jashtëzakonisht provokuese në një gjendje të tillë).***

**§ 10.** Vihet pikë pas titullit ose nëntitullit të një teksti, kur ky ndiqet në të njëjtën radhë nga teksti. Po kështu zakonisht vihet pikë pas fjalës *shënim* ose pas numrit që e shoqëron këtë fjalë:

**Zhvillimi i emocioneve.** Një nga psikologët e parë...

**Vonesat.** Jetojmë në një shoqëri ku koha është e rëndësishme..

**Shqetësimet e përditshme.** Siç kemi përmendur, janë përcaktuar mjaft...

**Mungesa e burimeve.** Shumica e njerëzve...

**Shënim 3.** Në rastet kur ...

Nuk vihet pikë pas titullit të një vepre, të një gazete, a të çdo lloj titulli tjetër, kur ky nuk ndiqet në të njëjtën radhë nga teksti përkatës:

*Andrra e jetës*
*Gjurmime albanologjike*
*Biznesi elektronik, një epokë e re*
*Lulet e verës*
*Teoritë e perceptimit të ngjyrave*
*Parimet bazë gjenetike*
*Vështrim i përgjithshëm mbi shqisat*

**§ 11.** Nuk vihet pikë (dhe as ndonjë shenjë tjetër pikësimi) në fund të adresave, po ashtu edhe në fund të formulave të përshëndetjes, me të cilat mbyllet letra:

*Z. Kujtim Shkreli*

*Rr. "Dervish Hima" Nr. 20*
*Tiranë*
...
*Përshëndetje nga larg*
*Blerta*

*Yti më besë*
*Naimi*

**§ 12.** Ndiqen zakonisht me pikë numrat romakë ose arabë, si dhe shkronjat që shënojnë një ndarje në një renditje çështjesh ose në një listë etj. (kur shënohen me shkronja, si *a, b, c* etj., mund të mbyllen edhe me kllapë):

*Fazat e studimit janë si më poshtë:*
*1. Përzgjedhja e folësve, e rrethanave dhe e ndryshoreve gjuhësore;*
*2. mbledhja e teksteve;*
*3. identifikimi i variablave gjuhësorë dhe i varianteve të tyre në tekste;*
*4. përpunimi i të dhënave;*
*5. interpretimi i rezultateve.*

*Në treg bleva:*
*1. vezë*
*2. qumësht*
*3. gjalpë*

*Afria midis këtyre dy filozofëve të kohëve të ndryshme shpjegohet me faktin:*
*I. Që të dy e shqyrtojnë shoqërinë apo individin në veçantitë e situatës së tyre historike.*
*II. Të dy mendimtarët e shohin natyrën shkencore të punës së tyre në faktin se ata denoncojnë atë që duket...*



**§ 13.** Vihet pikë në datat e plota, pas numrave që shënojnë ditën dhe muajin, por nuk vihet pikë pas numrit që shënon vitin:

*08.02.1955*
*22.XI.2000*
*12.07.2002*[2]

***Shënim.*** Kur muaji shënohet me emrin e tij, nuk ndahet nga dita dhe nga viti me asnjë shenjë pikësimi:

*20 nëntor 1978*
*14 maj 2002*

**§ 14.** Pika në shkurtimet përdoret:

a) pas shkronjës a shkronjave të para të fjalëve që shënojnë titull, gradë, mjeshtëri:
*dr. (doktor), prof. (profesor), inxh. (inxhinier)* etj.;

b) pas shkronjës a shkronjave të para të termave të ndryshëm, sidomos termave shkencorë të përdorur në fjalorë etj.
*mb. (mbiemër), khs. (krahaso), p.sh. (për shembull), fr. (frëngjisht), ang. (anglisht), kap. (kapitull), f. (faqe), f.v. (fjala vjen), etj. (e të tjera), fig. (figurë), bot. (botanikë), mjek. (mjekësi), let. (letërsi)* etj.;

c) pas shkronjës a shkronjave të para të emrave të njerëzve:
*F. S. Noli, H. K. Andersen, P.I. Çajkovski* etj.

**§ 15.** Nuk përdoret pika:

a) te shkurtimet e emërtimeve të njësive të matjeve dhe masave:
*cm (centimetër), km (kilometër), a (amper), kg (kilogram), t (ton), v (volt)* etj.;

[2] Përdorimi i vizës së pjerrët në vend të pikës (p.sh. 12/07/2002) nuk këshillohet.

b) te simbolet e elementeve kimikë: *H (hidrogjen), Mn (magnez), Cl (klor)* etj.;

c) te shkronjat që shënojnë pikat e horizontit:
*L (lindje), P (perëndim), VP (veriperëndim).*
*Është kryesisht bregdeti i tipit depozitues (i ulët, me laguna, me plazhe ranore, pak i thyer me drejtim mbizotërues V– J).*

d) te shkurtesat (akronimet):
*RSH (Republika e Shqipërisë), OKB (Organizata e Kombeve të Bashkuara), INSTAT (Instituti i Statistikave), TV (Televizion), EKG (elektrokardiogramë), FMN (Fondi Monetar Ndërkombëtar)* etj.

e) te numrat, për të ndarë mijëshet: 322 666 000 dhe jo 322.666.000

***Shënim***. Shpesh përdoren shkurtesa[3] (akronime) nga gjuhë të huaja, që përdoren në atë formë edhe në shqipe, megjithëse edhe emërtimi i gjatë përdoret në gjuhën tonë:

*FAO (Food and Agriculture Organization) Organizata për Ushqim dhe Agrikulturë*
*AMC (Albanian Mobile Communication)*
*VHF (very high frequency) frekuencë e lartë*
*NATO (North Atlantic Tractate Organization)*

**§ 16.** Kur fjalia mbaron me një shkurtim (zakonisht me fjalëzën *etj.*), nuk vendoset tjetër pikë në fund të fjalisë:

Këtu mund të përmendim si të tillë termat *dallor, përcaktor* (mat.), *përforcues* (elektr.), *ndryshore* (gjuh.) ***etj.***

*Janë çështje politike, ideologjike, juridike, sociale, ekonomike, shtetërore, civile **etj.***

[3] Shkurtesat janë objekt i një norme të posaçme ISO (International Standardization Organization), e cila përcakton rregullën që këto duhen shkruar me shkronja të mëdha, pa hapësira në mes dhe pa pika në mes.



## 2. PIKËPYETJA (?)

Pikëpyetja shënon përfundimin e një fjalie a të një periudhe që shqiptohet me intonacion pyetës. Pas pikëpyetjes fjalia fillon me shkronjë të madhe.

**§ 17.** Pikëpyetja përdoret në fund të një fjalie pyetëse të drejtë, si dhe në fund të një periudhe me fjali pyetëse të bashkuara me lidhëza bashkërenditëse ose pa lidhëza:

*Kujt do t'i shkonte ndër mend gjithë kjo tridhjetë vjet më parë?*

*– Kur do t'u japësh fund këtyre pyetjeve pa vend? Jemi që jemi, pse s'më pyet cila është formula e relativitetit? – iu lëshua me inat Toni.*

*– E pse të rrezikonin dhe të ndaleshin në një vend kaq të rrëpirët?*

Pikëpyetja vihet edhe pas përemrash e ndajfoljesh pyetëse, po ashtu edhe pas pjesëzash pyetëse ose pjesëzash të tjera që përdoren si fjali pyetëse:

*– Më goditën.*
*– Kush?*
*– Njëri, s'ia di emrin.*
*– Ku?*
*– Më shumë në kokë, por...*

*– Çfarë?*

*– Ku? Kur? – pyetën përnjëherësh të dy shokët.*
*– Me kë? – pyeta unë.*
*– E? – pyeti ai me padurim.*
*– Po?*

§ **18.** Kur vijnë njëra pas tjetrës disa fjali të mëvetësishme a periudha pyetëse të ndryshme, si rregull, pikëpyetja vihet pas secilës prej tyre:

*Si the? Kush është ajo vajzë? Kur ka ardhur këtu? Si e quajnë?*

*Mos vallë nuk e meritoj? Apo s'jam besnike? Ç'ka ngjarë? Pse po më sjell vërdallë?*

*Ç'do të thotë kjo? Pse është akoma ditë? Pse filluan me ditë? Pse nuk pritën natën?*

§ **19.** Kur ka një pyetje të shumëfishtë, me fjali ose me gjymtyrë të bashkuara me lidhëza veçuese apo me ndonjë lidhëz tjetër si kjo, pikëpyetja vendoset zakonisht në fund të periudhës a të fjalisë:

*Mos vallë nuk pati mundësi materiale për t'i nxjerrë në dritë dy krijimet e tij më të vëllimshme apo ishte i pakënaqur prej tyre?*

*A është më mirë apo më keq?*
*Mos ky Muzakë, që dihet se ka jetuar edhe në Venedik, bashkëpunoi me Dh. Frëngun për shkrimin e "Komentarit"?*

Por kjo varet edhe nga stili i atij që shkruan. Kështu, mund të vihet pikëpyetje pas secilës fjali pyetëse ose pas secilës gjymtyrë homogjene, kur synohet të theksohet ajo e të dalë më e shkëputur nga fjalia a gjymtyra tjetër, si diçka e shtuar.



*Do të vish të martën? **Apo të enjten?***
*Po atje çfarë binte? **Shi? Apo borë?***

§ **20.** Kur një pyetje (e pjesshme) me fjalë pyetëse ndiqet nga një pyetje pa fjalë të tilla, pikëpyetja, si rregull, vihet pas secilës prej tyre:

*Ç'të bënte? Të ikte?*

*Cili dru është më i fortë? Dushku?*

*Vallë cilin kishte qarë ajo? Të birin? Të vëllanë? Të nipin?*

*Ç'të jetë vallë ajo jetë e re? Më e mirë? Më e keqe? Një hiç? Një kokërr rërë në shkretëtirë? Një pikë loti në det?*

Më rrallë, në të tilla raste fjalia a gjymtyra pyetëse e dytë nuk ndahet me pikëpyetje, po me presje, për t'i paraqitur pyetjet e njëpasnjëshme si një tërësi e vetme:

*Askush nuk do të dijë për jetën private të inspektorit? – pyeti gazetari. – **A është i martuar, a ka fëmijë, ç'feje i përket, a merret me politikë, a i pëlqejnë kafshët shtëpiake e të tjera si këto?***

*Të iki, **thoni?***
*Kush foli, **Gimi?** – pyeti ai.*

§ **21.** Vihet pikëpyetje edhe në fund të një periudhe me fjali të varura prej një fjalie ose disa fjalish kryesore pyetëse, që e ruajnë intonacionin pyetës deri në fund:

*Ti ç'u the kur dëgjove të flitnin kështu?*

*Po a e di, more mik se raste të tilla nuk të vijnë shpesh?*

*A nuk ishte fajtor ai vallë që kishte zbatuar një projekt të kritikuar që në embrion?*

§ **22.** Vihet pikëpyetje në fund të një periudhe që mbaron me një fjali pyetëse:

*Ai është zverdhur në fytyrë,* ***nuk e shikon?***

*Nuk më pëlqen ky film,* ***a ikim?***

*Kur u afrova te shtëpia, e hodha tutje,* ***ç'të bëja?***

*Kam një hall të madh,* ***do të më ndihmosh?***

*Hë, filloni,* ***ç'pritni?***

*Nëna po hekuroste,* ***por nuk po e shtrëngonte hekurin pak si tepër?***

§ **23.** Pikëpyetja vendoset edhe pas një fjalie a periudhe pyetëse të ndërkallur të vendosur brenda kllapash:

*Ai nuk e dinte* ***(e kush do t'ia thoshte?)*** *që plani kishte dështuar.*

*Befas i erdhi si të përzier* ***(apo ishte një teshtimë që i mbeti në grykë?)*** *dhe për pak desh ra mbi dysheme.*

*Deri para se ta zinte gjumi* ***(pse, e pati zënë gjumi?)****, ai nuk i kishte dhënë asnjë përgjigje të prerë asaj pyetjeje.*

***Shënim.*** Nuk vihet pikëpyetje pas një fjalie a periudhe pyetëse të ndërkallur midis dy vizash:

*Një ditë prej ditësh –* ***kush e di a do t'ia arrija unë asaj dite*** *– ai do të ndërronte mendje..*

§ **24.** Në ligjëratën e drejtë, në fund të fjalisë a të periudhës pyetëse që shpreh fjalët e autorit, kur vjen para fjalëve që riprodhohen, nuk vihet pikëpyetje, po dy pikat:

***A të kujtohen fjalët e tij:*** *"Mënyra më e mirë për t'i edukuar fëmijët, është t'u japësh mundësinë të bëhen burra!"*



***A nuk kishte britur ai:*** *"Po ta marrë vesh fshati, jam i humbur".*

§ **25.** Në dialog pikëpyetja mund të përdoret në vend të fjalëve, replikës së një bashkëbiseduesi për të shënuar qëndrimin pritës a pyetës të tij, të shprehur me mimikë:

*– Më tërhoqi vëmendjen fizionomia e tij, – tha Memoja:*
*– ?*
*– Fizionomia.*
*– Çështë kjo fizionomi? – pyeti Rrapoja.*

*– Alo? Iliri?*
*– ?*
*– Ilir, fol të lutem.*

§ **26.** Vihet pikëpyetje në fund të titujve të veprave letrare, shkencore, të të përkohshmeve, të gazetave, të krerëve etj., që citohen në tekst, kur janë fjali pyetëse:

*Sapo lexova librin* ***"Ç'është dashuria?"****.*

***"Sokrat i vuejtun apo derr i kënaqun?"*** *ishte tregimi i parë në atë vëllim.*

§ **27.** Pikëpyetja vendoset në kllapa pas një fjalie apo fjale, zakonisht të një autori tjetër, për të shprehur ironi, mosbesim ose një dyshim ndaj thënies:

*Bashkëbiseduesi u shpreh:* ***"bëra edhe më shumë sesa duhej(?)"****.'*

***Doktori (?)*** *tha të kundërtën.*

§ **28.** Përdoret pikëpyetja në vend të një date të panjohur ose pas një date të pasigurt:

*Pjetër Bogdani (? – 1689) është ndër të parët që krijoi disa terma shkencorë.*

*Konstandin Kristoforidhi (1827? – 1895) bëri një punë të madhe e serioze për studimin e gjuhës shqipe dhe për përpunimin e gjuhës sonë letrare.*

§ **29.** Për të vënë në dukje karakterin e theksuar pyetës të një fjalie, mund të përdoren ndonjëherë edhe dy ose më shumë (zakonisht deri në tri) pikëpyetje të shkruara njëra pas tjetrës:

*Ç'u bë mikpritja jote, për të cilën mburreshe aq shumë?? Mos u kthye në legjendë??*

§ **30.** Pas fjalive të mëvetësishme dhe periudhave pyetëse të quajtura "retorike" vihet një pikëpyetje e ndjekur nga një pikëçuditje, ashtu si në fjalitë pyetëse thirrmore. Por mund të vihet edhe pas një fjalie pyetëse të drejtpërdrejtë, për të shprehur habi dhe mosbesim njëherazi.

*Të jetë ai fajtori?!*

*Nderime?! Nuk mund të kesh më. Dekorata?! Deri sa kanë të gjithë! Grada?! As mos të të shkojë nëpër mend!*

*– Maaaama, – protestova. – Harrove që duhet të mësoj?!*

*– Pse e sheh të nevojshme njeriu të bëhet qesharak një herë në vit?!*



# 3. PIKËÇUDITJA (!)

Pikëçuditja shënon përfundimin e një fjalie të mëvetësishme a të një periudhe që shqiptohet me intonacion thirrmor. Pas pikëçuditjes fjalia fillon me shkronjë të madhe.

§ **31.** Pikëçuditja vihet në fund të fjalive thirrmore (që shprehin zakonisht dëshirë, habi, porosi apo urdhër) a të një periudhe me fjali të tilla:

*O, sa orë hareje shpresoi ai dhe s'i pati kurrë!*

*Sikur ta fitoje ti atë çmim!*

*– Sa i bukur qenka emri yt! Sa fytyrë të ëmbël që paske! – tha ujku duke vazhduar të qeshte.*

*Pa shiko ç'rastësi! Edhe ju qenkeni këtu!*

*I pëlqeu deri dhe emri! Rruga e Poezisë!*

*– Bjeri nga shtegu i njohur dhe mos ndalo asgjëkundi!*

*Oso Kuka thirri: – Merre lahutën, o Kacel, dhe na këndo një këngë!*

*Ky i thënka tufanit: "S'ta kam frikën!"*<br>
*Ky i thënka rrufesë: "S'më zhurit dot!"*

*Mos më prek! Hesht!*<br>
*Ruhuni nga boja!*

§ **32.** Vihet pikëçuditje në fund të një periudhe me nënrenditje që ka si fjali kryesore një fjali me karakter thirrmor, qoftë ajo dëftore, dëshirore ose nxitëse:

***Tani na dalka i pafaj ky njeri,*** *që kurrë nuk iu nda të keqes!*

***Fol më fort,*** *që të dëgjojmë edhe ne!*

***Pa shih, pa shih ç'përgjigje e mençur*** *nga një si ti që s'ka as dy fije tru!*

*Ç'më ndodhi atë ditë,* ***mos i ndodhtë as armikut!***

*Shokët e tjerë të tij u afruan të na përshëndetnin dhe, kur u bashkua edhe Fatmiri me ne,* ***hapu varr të futem!***

***Qenkeni pra i i famshëm, paskeni zgjidhur me qindra raste,*** *që s't'i merr as mendja!*

***Peshoje fjalën,*** *para se ta lëshosh!*

§ **33.** Vihet pikëçuditje në fund të një periudhe që mbaron me një fjali me karakter thirrmor:

*Të jam sjellë si baba, si mik dhe shih* ***si po ma shpërblyeke!***

*Nëse diçka është e qartë si buka që hamë...* ***eh, mos i zër besë!***

*Më ndihmoi aty për aty, që* ***iu bëftë dita një mijë!***

§ **34.** Vihet edhe një pikëçuditje pas pikëpyetjes në fund të një fjalie të mëvetësishme pyetëse retorike, të një fjalie tjetër pyetëse thirrmore a të një periudhe të përbërë prej fjalish të tilla të bashkuara pa lidhëza a me lidhëza bashkërenditëse:

*"Pra ende nuk ke gjetur një mik?!"*

*"Ai djalë mamaje ... të vijë e të banojë këtu?!"*



*– Edhe ti je e zemëruar me mua?! – e pyeti ai me çudi, duke vënë buzën në gaz.*

Përdoret ky pikësim edhe në fund të një periudhe që ka si fjali kryesore një fjali pyetëse retorike a një fjali tjetër pyetëse thirrmore.

***E ku ka gjë më të lartë*** *se të vdesësh për lirinë?!*
***Si nuk na u dha*** *të ngushëllonim Dhimitrin?!*

***Shënim.*** Për të vënë në dukje më shumë karakterin thirrmor të fjalisë a të periudhës pyetëse, përdoret ndonjëherë pikëçuditja e ndjekur nga pikëpyetja:

*Dhe ai më thotë, i habitur:* ***"Pse e ndaluar është!?*** *Nuk e dinim."*
*– E ku mund të mbajë ajo një valixhe!? – tha me zë të lartë.*

§ **35.** Vihet gjithnjë pikëçuditje pas një thirrori ose pas një pasthirrme të përdorur më vete, shpeshherë edhe pas një thirrori a pasthirrme në krye të një fjalie të mëvetësishme a të një periudhe, kur ata dalin disi të shkëputura prej saj, për t'u theksuar më shumë:

***Valbona!*** *Zgjohu tani, gjumashe!*

***Oj vashë!*** *Sa e bukur qenke!*

***Vini re! Vini re!*** *– buçiti altoparlanti i kampit.*

*Unë thashë vetëm kaq:* ***"Oh!"***

***Tyt!*** *– shfryu plaka.*

***Zotit i qofshim falë!*** *– psherëtiu e lehtësuar.*

***Shënim 1.*** Pasthirrmat e përsëritura mund të ndahen nga njëra-tjetra me presje dhe pikëçuditja të vendoset në fund (zakonisht kur ndiqen nga një fjali thirrmore) ose mund të vihet

pikëçuditje pas secilës pasthirrmë, për ta theksuar më shumë atë:

***Ej, ej, ej!*** *– ia bëri kryetari me qesëndi.*
***Uf, uf!*** *Ç'të flas unë e gjora!*
***Ahaha! Ahaha!*** *I zumë.*
***Uau! Uau!*** *Ka javë që mamaja ime kur më telefonon, thotë...*

***Shënim 2.*** Nuk vihet pikëçuditje mbas thirrorëve në krye të një letre (shih § 65.2).

**§ 36.** Vihet pikëçuditje edhe pas një tingullimitimi që përdoret më vete:

***"Krrap!"*** *ia bënte dhe ia ngulte dhëmbët mishit të deles.*

***Gaaa!*** *– buçiti amfiteatri.*

***Pam! Pam! Pam!*** *– ushtoi arma e tij.*

***Ha–ha–ha!*** *– qeshi ai me të madhe.*

*Era vërtitej dhe ulërinte:* ***"Vuu! Vuuu!"***

Tingullimitimi shoqërohet me pikëçuditje edhe kur është në fund të fjalisë a të periudhës, por jo kur është në mes të saj:

*Kënga e qyqes kumbonte kobshëm lugjeve:* ***kuku, kuku!***

*U mata ta qëlloja, po* ***pëslit*** *ia bëri dhe mori buzën e përroit.*

*S'di si i rrëshqiti këmba e* ***bëlldum*** *brenda në gropë.*

*Sa merrja veten,* ***bam*** *një gjë tjetër.*

**§ 37.** Vihet pikëçuditje në fund të një fjale (a të një grupi fjalësh), të një fjalie a të një periudhe të ndërkallur me karakter thirrmor, të futur në kllapa:



*Ky lajm dhe informata të tjera të ngjashme në shtypin amerikan* ***(por jo në atë anglez!)****, u konfirmuan në njëfarë mënyre.*

*I hëngra të gjitha* ***(më mirë t'i heqësh qafe menjëherë ëmbëlsirat e Krishtlindjeve dhe të fillosh nga zeroja nesër!)*** *dhe u shtriva të flija.*

*Truri* ***(Ah! Ato qelizat trimoshe gri!)*** *e kreu punën e vet.*

*Dukej shumë e re* ***(s'ishte më shumë se pesëmbëdhjetë vjeçe!)*** *dhe ishte naive si fëmijë.*

*– S'e kam vrarë mendjen, zotëri.* ***(Edhe ky si zonjushë qenka!).***

*Ne mbetëm disa çaste të heshtur, të ndërgjegjshëm që në njëfarë mënyre kishim mbetur vetëm, pastaj ajo më vështroi* ***(ishte e mrekullueshme!)*** *dhe më pyeti* ***(Betohem!)****:...*

**§ 38.** Në dialog mund të përdoret pikëçuditja në vend të fjalëve të një bashkëbiseduesi për të shënuar çudinë a një ndjenjë tjetër të shprehur me mimikë; në raste të tilla mund të përdoret edhe e shoqëruar me pikëpyetje për të shprehur njëkohësisht edhe qëndrimin pyetës:

*– Eja të shkojmë.*
*– Ku?*
*– Atje!*
*– ...!*
*– Të i plagosuri.*
*– Si, si the? Pa përsërite edhe një herë!*
*– Le të qëllojë i pari ai që s'ka asnjë të metë.*
*– ?!*

**§ 39.** Pikëçuditja e vendosur në kllapa (ndonjëherë

pikëpyetja e shoqëruar nga pikëçuditja, më rrallë pikëçuditja e ndjekur nga pikëpyetja), përdoret për të shfaqur dyshimin për vërtetësinë e thënies a për saktësinë e fjalës pranë së cilës vihet, ironinë dhe mosmiratimin; kurse në citimet për të vënë në dukje karakterin e gabuar të një mendimi a të një mënyre të shprehuri (në rastin e fundit mund të përdoret edhe fjala latine *sic!* "pikërisht kështu!" e shoqëruar me pikëçuditje):

*Polici ngriti kokën dhe më pyeti me **një zë që i dridhej (!)** nëse isha unë shoferi.*

*Përfaqësuesi i Anglisë kërkoi që kjo masë të përkrahej me një tjetër, me nisjen e një kontigjenti prej 500 ushtarësh, nga trupat ndërkombëtare të ndodhura në Shkodër, "që do të dilnin në Tiranë për t'i prerë Esatit rrugën e arratisjes nëpër mal" **(sic!).***

*Gazetari shkruante: "**Faji tashmë i provuar (!)** i të akuzuarit...*

*Propozimi ynë atëherë u gjykua **"paradoksal" (!)***

**§ 40.** Për të vënë në dukje karakterin e theksuar thirrmor të një fjalie a të një periudhe, mund të përdoren edhe dy ose më shumë pikëçuditje:

*Hima vuri buzën në gaz me hidhërim duke thënë me vete: **"Ah, sikur të ndodhte kështu!!!** Sikur të ishte e vërtetë!!"*

***Ç'komedi!!***

***Mosmarrëveshje të vogla ekzistojnë!!!***



# 4. PRESJA (,)

Presja është shenjë pikësimi që përdoret në gjuhën e shkruar për të ndarë ose veçuar gjymtyrë (fjalë a grupe fjalësh) të një fjalie ose fjali të një periudhe. Presja i përgjigjet një pushimi të shkurtër në ligjërimin e folur.

## I. PËRDORIMI I PRESJES NË FJALI

### A. Përdorimi i presjes te gjymtyrët homogjene pa lidhëza

**§ 41**. Presja përdoret për të ndarë gjymtyrët homogjene (p.sh. kryefjalë, kallëzues, kundrinorë, përcaktorë etj.) që bashkohen pa lidhëza. Kufijtë midis gjymtyrëve të tilla, të cilat mund të jenë të zgjeruara edhe me gjymtyrë të tjera, në ligjërimin e folur dallohen me pushime të shkurtra:

***Çdo vijë** e fytyrës, **çdo lëvizje** e dorës, **çdo fjalë, çdo hap** i Skënderbeut tregonte njeriun e veprave të mëdha.*

*Unë **i'kam dashur, i dua** dhe i respektoj shumë njerëzit që punojnë në ndërtim.*

*Ai foli **për zakonet** arbëreshe, **për vallet, për këngët** popullore, **për luftën** e fisit të tij, **për qëndresën** mbinjerëzore të shqiptarëve.*

*Përpara teje është skena **e madhe,** e gjerë si fusha me*

*lule, ku populli* ***me fyej, gajde, opinga, xhoke, lëvizje, zëra, mimikë*** *po derdh një copë të shpirtit të tij.*

*Mikpritja është një nga zakonet* ***më të lashta, më bujare, më njerëzore*** *të popullit tonë.*

§ **42.** Nuk vihet presje në fund të vargut të gjymtyrëve homogjene që ndodhen në fillim ose në mes të fjalisë:

***Fusha, këneta, qielli, kodrat*** *kishin marrë atë ditë një ngjyrë të zbërdhylur.*

*Lidhur me këtë u shtrua si detyrë rritja e mëtejshme e aftësive* ***drejtuese, organizuese*** *dhe edukuese.*

§ **43.** Vihet presje në fund të vargut të gjymtyrëve homogjene që ndodhet në fillim ose në mes të fjalisë:

a) kur vargu prihet nga një përemër, ndajfolje, por edhe emër ose numëror me kuptim përgjithësues:

***Iu drejtua të gjithëve*** *: nxënësve, mësuesve, prindërve,* duke iu folur hapur për problemin që e shqetësonte.

***Të tre djemtë,*** *Harrilla, Llazi, Kozmai,* iu afruan zjarrit.

b) kur vargu pasohet nga një përemër, ndajfolje, emër ose numëror me kuptim përgjithësues, sidomos kur gjymtyrët nuk janë të zgjeruara me fjali përcaktore (shih edhe § 134):

*Dy selvi të larta përtej, një fole e madhe lejleku majë një plepi të vetmuar, mullarët si çadra të verdha, horizonti i mbuluar me vello të bardhë,* ***të gjitha këto*** duken sikur përsëriten vazhdimisht.

*Sa për taktikën e Skënderbeut, pritat, befasitë, mashtrimet,* ***këto*** gjithnjë kanë qenë elemente të luftrave.

§ **44.** Vihet presje para fjalëve *si, p.sh., si p.sh.* kur paralajmërojnë numërimin dhe ndiqen nga një varg gjymtyrësh homogjene:



Stacioni është si një njeri që e thërrasin me epitete të ndryshme, ***si:*** *kuqo, bardho, kuqal, balash,* dhe asnjeri nuk ia di emrin e vërtetë.

Në figurat e këngëve lirike shfrytëzohen gjithashtu elemente nga bota minerale, ***si p.sh.***: *floriri, argjendi, gurët e çmuar etj.*

**B. Përdorimi i presjes te gjymtyrët homogjene me lidhëza**

§ **45.** Ndahen me presje gjymtyrët homogjene që bashkohen me lidhëzën kundërshtore *po (por)* dhe me lidhëzën këpujore *as:*

E keqja njeriut nuk i vjen *nga urtësia,* ***por*** *nga mendjemadhësia.*

Ata nuk donin të vdisnin *shtrirë,* ***as*** *më gjunjë.*

E tanishmja nuk e përgatit të ardhmen *nëpërmjet ëndërrimeve dhe imagjinatës,* ***po*** *nëpërmjet parashikimeve shkencore.*

Sytë e tij të ndezur nuk shikonin *xixëllimën e yjeve të rralla,* ***as*** *shkëlqimin* e hirtë të hënës së prerë.

§ **46.** Gjymtyrët homogjene që bashkohen me lidhëzat këpujore *e, dhe, edhe* nuk ndahen me presje:

Oshëtima e lumit na shoqëron *në çdo bisedë e në çdo hap.*

Ai asnjëherë s'kishte menduar *për jetën e tij* ***dhe*** *për pavdekësinë.*

§ 47. Ndahen me presje gjymtyrët homogjene me kuptim shtesor, që bashkohen me lidhëzat *dhe, edhe:*

*Të mbjellat* janë të mbara, ***edhe*** *bagëtia*.

§ 48. Ndahen me presje gjymtyrët homogjene që bashkohen me lidhëzat këpujore *si edhe, ashtu si edhe, po edhe, po ashtu edhe,* për shkak të ngjyrimit shtesor, ku më shumë e ku më pak të ndjeshëm, që fitohet prej tyre:

Figura e tij *tek unë,* ***si edhe*** *te shumë moshatarë* të mitë u shndërrua pak nga pak në një simbol.

Prej kohësh *kjo krahinë,* ***po edhe*** *Kardhiqi, Gjirokastra e Suli,* qeveriseshin më vete.

Po përhapej legjenda se ai ishte i paprekshëm *nga mundimet trupore,* ***ashtu si edhe*** *nga armët e armikut.*

§ 49. Nuk vihet presje para shkurtimit *etj. (e të tjera)*, që mbyll vargun e gjymtyrëve homogjene:

Në një vitrinë të vogël, të ndriçuar bukur janë ekspozuar veshje të modës me materiale të ndryshme: *lino, dok, mëndafsh etj.*

§ 50. Gjymtyrët homogjene që bashkohen me lidhëzat veçuese *ose, o, apo, a* nuk ndahen me presje:

Ai mbajti një fjalim para ushtrisë dhe tha se *liria* ***ose*** *vdekja* në skllavëri varej nga lufta që do të bënin kundër pushtuesve osmanë.

Vetëm në të rrallë dëgjohej ndonjë zhurmë që shkaktohej nga zhytja ***e kredharakëve,*** *bajzave* **ose** *vidrave* dhe që përzihej me zërin *e zogëzave* të ujit ***ose*** *të ndonjë rose* ***a*** *rosaku* të plagosur.



§ 51. Gjymtyrët homogjene që bashkohen me lidhëzën veçuese *ose* të ndjekur nga pjesëza përforcuese *edhe* ndahen me presje:

Atje do të shkosh *ti,* ***ose edhe*** *ndonjë tjetër* që i njeh mirë ato anë.

Rruga ishte plot rrezige, sepse mund të takoheshin *me patrullat armike,* ***ose edhe*** *me ndonjë autoblindë* që vente e vinte në xhade.

§ 52. Ndahen me presje gjymtyrët homogjene që bashkohen me lidhëza të përsëritura: *edhe..., edhe...; dhe..., dhe...; as..., as...; hem..., hem...; si..., si...; sa..., sa...; o ..., o ...; ose..., ose...; qoftë..., qoftë...; herë..., herë...* etj.:

Ai foli me ta ***edhe*** *për kohën e mirë,* ***edhe*** *për mbjelljet e kryera,* ***edhe*** *për dëborën e parë,* ***edhe*** *për duhanin.*

Kjo çështje duhet biseduar ***dhe*** *me punëtorët,* ***dhe*** *me specialistët.*

***As*** *në sjelljen,* ***as*** *në fytyrën,* ***as*** *në fjalët e tij* nuk vëreheshin shenja tronditjeje.

*Këtë hall qaj* ***hem*** *për ty,* ***hem*** *për djemtë.*

***Si*** *nga numri,* ***si*** *nga artileria* kjo ushtri nuk ishte më e vogël se ajo që rrethoi e mori Kostandinopojën tre vjet më vonë.

*Atyre s'u mbetej veçse* ***o*** *të dorëzoheshin,* ***o*** *të vriteshin.*

Atë ditë Jorgji Borën e gjeje ***ose*** *në brigadën e shatë,* ***ose*** *në traktorin e Mihalit,* ***ose*** hipur në kalë, ***ose*** në këmbë *nëpër llucë e ujra.*

***Qoftë*** *fatkeqësia,* ***qoftë*** *lumturia*, kur vijnë papandehur, të tronditin njësoj.

Unë e ime motër shikonim ***herë*** *babanë,* ***herë*** *nënën.*

§ 53. Ndahen me presje gjymtyrët homogjene që bashkohen me lidhëzat dyshe: *jo vetëm ..., por edhe...; jo vetëm..., po as(edhe)...; si ..., ashtu (edhe)...; sa..., aq edhe...* etj.:

Vajzës i pëlqente të shkruante ***jo vetëm** vjersha, **por edhe** tregime.*

Më pas do të shihte se ajo paskësh qenë ***jo vetëm** një betejë e madhe, **por edhe** një fitore e shkëlqyer.*

S'patëm kohë të merrnim ***jo vetëm** ushqime, **po as edhe** disa rroba.*

I pa me sy të gjitha dhe i qau me lot ***si** vëllanë, **ashtu edhe** partizanin.*

Ju bëni një punë ***sa** të dobishme, **aq edhe** të vështirë.*

**C. Përdorimi i presjes te fjalët e përsëritura në të njëjtën formë**

§ 54. Ndahen me presje fjalët e përsëritura në të njëjtën formë, të bashkuara pa lidhëza, kur secila formë ruan mëvetësinë, pra kur nuk formojnë një shprehje me kuptim të vetëm:

*Qyteti shtrihej në tërë gjatësinë e fushës dhe syri s'të zinte veçse **shtëpi, shtëpi, shtëpi.***

*Jam e lodhur e dua **të fle, të fle, të fle**...Dhe të gjithë së bashku, njerëzit, toka dhe qielli, **akuzonin, akuzonin, akuzonin**.*

***Larg, shumë larg** puna që bëja nga ëndrrat që thurja.*

***Jo, jo!** Kjo nuk është e udhës.*

***Oj, oj!** Po ma bën qejfin.*

§ 55. Ndahet me presje dhe forma e përsëritur e një mbiemri, ndajfoljeje, rrallë emri kur prihet nga pjesëza *për:*



***Për e mirë**, e mirë është.*

***Për vonë**, vonë është.*

***Për burrë**, burrë është*, s'i trembet syri fare.

**D. Përdorimi i presjes te gjymtyrët e veçuara të fjalisë**

§ 56. Presja përdoret për të veçuar gjymtyrë të ndryshme të fjalisë (përcaktorë, ndajshtime, rrethanorë, kundrinorë me parafjalë, përcaktorë kallëzuesorë) për shkak të ngjyrimeve kuptimore që fitojnë, për shkak të zgjerimit, të rendit jo të zakonshëm të tyre ose për shkaqe thjesht stilistike. Në ligjërimin e folur pushimet e shkurtra dhe ulja e tonit i veçojnë këto gjymtyrë nga pjesa tjetër e fjalisë për t'i vënë më shumë në dukje. Gjymtyrë të tilla ndahen me presje kur janë në fillim e në fund të fjalisë, vihen midis presjesh kur janë në mes të saj:

1) Përcaktorë të veçuar:

***I mbështjellë** me fluturat e mëdha e të bardha të borës*, ai kishte diçka prej përrnendoreje.

Skënderbeu, ***i lajmëruar** prej Vrana Kontit*, la në kufi një ushtri prej 4000 vetësh.

Ky popull, ***i sulmuar** shumë herë në befasi*, e ka të mprehtë ndjenjën e përgjimit.

Djali, ***i thithur** nga hijet e të fshehtat e pyllit*, po hynte gjithnjë e më thellë.

Mbi shtyllën e lartë, ***ngritur** me blloqe gurësh cilindrikë*, digjej ylli i mbrëmjes.

Hyri brenda Zoga, ***e mbuluar** me dëborë.*

2) Ndajshtime të veçuara:

a) të palidhura me një përemër vetor:

*Moisiu, **mjeshtër** i ardhshëm i pritave, nuk e harroi kurrë mësimin e asaj dite.*

*Flladi i lehtë, **fllad** dehës vjeshte, lëvrinte mbi zallishtë si një puhizë jetëdhënëse.*

*Qytetin e ri e kanë pagëzuar me emrin e njeriut më të shquar të këtyre anëve, **plakut të maleve, dragoit të Dragobisë, Bajram Currit.***

*Tashti mbetej përpara një rrezik tjetër, **rreziku i vendësve**, që vërtiteshin aty-këtu me pushkë në krah.*

b) të lidhura me një përemër vetor dhe që shqiptohen me një pushim të shkurtër pas përemrit:

*Ai i bluante të gjitha përbrenda dhe me **ne, shokët e tij të ngushtë**, nuk guxonte të hapej.*

*Unë përfytyrova se si kishte ardhur **ai, i huaji**, pas gjurmëve të mia.*

3) Rrethanorë të veçuar:

*Tej, **nga perëndimi**, mbi kurorën e pishës së vetmuar po varej dielli.*

*Jashtë tendës, **në dritën e trazuar dhe në ajrin e hollë**, bëhej njëfarë loje e jetës dhe e vdekjes.*

*Dy ditë më vonë, **në një kohë me erë dhe me shi**, ne filluam përsëri marshimin.*

*Ajri dridhej ngadalë, **si një rrjetë e hollë, e ndritshme, e endur me filigran.***

*Armiku, **pas goditjes me artileri e aviacion**, sulmoi nga e majta.*

*Këto gazeta, **nga përdorimi i tepërt**, u roniteshin njerëzve nëpër duar.*



*Ai s'dëgjoi të shtrohej në spital, **me gjithë këshillat e mjekut e lutjet e shokëve.***

4) Kundrinorë të veçuar:

***Krahas privatizimit**, iu kushtua rëndësi e madhe nxjerrjes së bujqësisë nga prapambetja.*

*Disa ditë më vonë, **bashkë me dy shokë të tjerë**, ai erdhi në fshatin tonë.*

***Përveç punës sime si mësues**, më duhej të kryeja edhe shumë punë të tjera në ndihmë të fshatit.*

5) Përcaktorë kallëzuesorë të veçuar:

*Më tutje dukej bregu dhe prapa tij, **i lartë e madhështor**, ngrihej mali.*

*Ai ecte përpara, **me kokën ulur**.*

6) Gjymtyrët e dyta që shprehin një veçim theksues, të paraprira nga lokucioni parafjalor *sa për:*

***Sa për motrën**, ajo kishte filluar të punonte në kompjuter.*

***Sa për trim**, nuk ia hante qeni shkopin.*

**E. Përdorimi i presjes te format e pashtjelluara ose te ndërtimet me to**

**§ 57.** Format e pashtjelluara, ose ndërtimet me forma të pashtjelluara që lidhen me foljen, ndahen me presje kur ndodhen në fillim të fjalisë dhe vihen midis presjesh kur ndodhen në mes të fjalisë, sidomos para kallëzuesit:

***Për të përjetësuar këtë ngjarje**, këtu u ngrit një lapidar.*

***Duke qenë** natyrë ëndërruese, ai nisi të përfytyronte se si do të dukej ky vend pas pak vjetësh.*

***Duke dëgjuar** zhurmën e butë e të pamposhtur të detit, për disa çaste ai e humbi ndjenjën e kohës.*

***Pa e ndërprerë** vrrullin, u lëshua drejt bregut, ku s'dukej këmbë njeriu.*

***Me të dalë** në fund të fshatit, çau përmes pyllit me dushk e humbi nga sytë.*

*Kishte ardhur atë ditë, **për të punuar** nja dy orë, edhe inxhinieri.*

*Dhe, **pa pritur** përgjigje, mori rrugën e vilës.*

*Çupës, **me të parë** djalin atje në prag të derës, iu çel fytyra.*

§ 58. Ndahen me presje pjesët përbërëse të kallëzuesit foljor të shprehur me formën e pashtjelluar të tipit *për të punuar* dhe të ndjekur nga një formë kohore e po asaj foljeje në mënyrën dëftore ose urdhërore:

***Për të ngrënë**, nuk hëngri, as **për të pirë**, nuk piu, po, **për t'u gëzuar**, u gëzua fort kur pa të rinj e pleq që hidhnin valle me shami në dorë.*

*Ti e kupton se **për të ikur**, s'ikin dot.*

*Ai briti nga dhembja, **po për të rënë**, s'ra.*

***Për të marrë**, më mirë merrni ju.*

***Shënim**. Kur folja në formën e pashtjelluar të tipit *për të punuar* zë vend pas formës kohore të foljes së përsëritur, nuk ndahet me presje:

*Degën e kapi **për të kapur**, po s'e mbajti dot.*



§ 59. Format e pashtjelluara të tipit *duke punuar* dhe *pa punuar*, si dhe ndërtimet me këto forma, nëse vijnë në fund të fjalisë, ndahen me presje:

a) kur janë homogjene me gjymtyrë të tjera, me të cilat bashkohen pa lidhëza (midis tyre mund të shtohet lidhëza *e* ose *dhe*):

*Me orë të tëra u zvarritën pa thënë asnjë fjalë, **duke e mbajtur** njëri-tjetrin me rripat e mesit.*

*"I marri!"– belbëzoi me vete gjithë gaz e qejf, **pa harruar** që farën e marrosjes ia pati shtënë ajo.*

*Ç'pata për të thënë, i thashë, – u përgjegj ai me një fije zëri, **pa e vështruar** në sy.*

b) kur vijnë pas një rrethanori mënyre ose fjalie mënyrore dhe i saktësojnë:

*Nuk mund të jetoj kështu, **duke të parë ty të vuash.***

*Djali qëndroi si qiri para **tij, pa lëvizur as këmbë, as duar.***

*Vajza u ul ashtu si u ngrit, **pa vënë re vështrimin e të vëllait.***

c) kur veçohen për t'i vënë në dukje më shumë ose për arsye të tjera; ndërtime të tilla nuk janë të lidhura ngushtë me kallëzuesin dhe para tyre bëhet një pushim i shkurtër:

*Asimi, dhe pasi u lirua nga burgu, nuk reshti së luftuari për idealin e tij, **duke folur e duke shkruar.***

*Kur shkoi të nesërmen makina për të korrur tërfil, hunjtë ia çapëluan thikat, **duke e lënë batall** në mes të çairit.*

*Atë natë dhe të nesërmen ndenja në Fier me Adilin e me shumë të rinj të fierakë, **duke pritur** të na jepnin armë e të na dërgonin në Vlorë.*

*Ne mbetëm te stanet, **pa ditur** ç'të bënim e ku do të vinim.*

*Doktor Besimi lëshoi një të qeshur, **pa e çarë** kokën për ata që ecnin rrugës, të mbledhur e të mpirë nga të ftohtët.*

§ **60.** Format e pashtjelluara të tipit *duke punuar* dhe *pa punuar*, si dhe ndërtimet me këto forma, nëse ndodhen në mes të fjalisë, vihen midis dy presjesh:

*Kështu, **duke u zvarritur** me mitraloz e pushkë në krahë, arritën në vendin e takimit.*

§ **61.** Format e pashtjelluara të tipit *duke punuar* dhe *pa punuar*, si dhe ndërtimet me to, nuk ndahen me presje kur lidhen ngushtë me kallëzuesin (d.m.th. në të folur shqiptohen pa ndonjë pushim të shkurtër):

*Pastaj ujku u ngjit kodrave përpjetë **duke ulëritur** me një zë të çjerrë, që të kallte datën.*

*Babanë e gjeti me sqepar në dorë **duke rregulluar** grazhdet.*

*Po hajde t'i mbaje ata në një tërbim që po i shkumbëzonte, tërbim që s'kishte për t'u dalë pa **ia marrë** hakun shokut.*

*Duheshin peshuar mirë rrethanat e të veprohej **pa u bërë** vonë.*

§ **62.** Ndërtimet me format e pashtjelluara të tipit *për të ardhur, me të ardhur,* kur vijnë në fund të fjalisë, nuk ndahen me presje:

*Pasi bënte apelin, ngrinte kokën **për t'u hedhur** një sy të shpejtë nxënësve.*

*Pse i qeshte fytyra **me të ngjitur** këto shkallë?*



§ **63**. Ndërtimet me format e pashtjelluara të tipit *për të ardhur, me të ardhur,* të prira nga lidhëza *si* ose pjesëza *sa,* ndahen me presje në fund të fjalisë vetëm kur veçohen për t'u vënë më shumë në dukje:

*Në stallë gjëja e gjallë lëvizte e shqetësuar, si **për të përshëndetur** agimin e ri.*

*Do të marr me vete një kokërr, sa **për ta bërë** me shëndet.*

§ **64**. Ndërtimet me formën e pashtjelluar të tipit *për të ardhur*, ose edhe kjo formë e vetme në funksionin e një përcaktori nuk ndahen me presje; nuk vihet presje as në fund të tyre, në qoftë se ndodhen në mes të fjalisë:

*Aty u vu në dukje gatishmëria e saj **për të përballuar** çdo vështirësi.*

*Lufta e popullit tonë **për të mbrojtur** tërësinë tokësore ka qenë e gjatë dhe heroike.*

**F. Përdorimi i presjes në fjalë a togje fjalësh jashtë lidhjeve të zakonshme sintaksore me gjymtyrë fjalie**

§ **65.** Ndahen me presje kur hyjnë në përbërjen e një fjalie në fillim, në fund ose në mes të saj, fjalët a togjet e fjalëve jashtë lidhjeve të zakonshme sintaksore me gjymtyrë fjalie, si:

1) Thirrorët (shih edhe § 35):

***O Shqipërizë,** gëzohu, se të erdhi prapë dita.*

***O male, male,** sa jeni, të parën lule kë keni?*

*Këndona, **bilbil**, këndona.*

*Mos ki frikë, **moj pëllumbeshë**.*

2) Thirrorët që shënojnë personin a sendin të cilit i drejtohemi

(formulat e mirësjelles); në letra etj. Në këto raste, zakonisht pas presjes fillohet me shkronjë të madhe:

***Të dashur shokë,***
*Ju përshëndes nga larg dhe ...*

3) Fjalët e togjet e fjalëve të ndërmjetme:

*Dhe atëherë, **si për çudi**, më lindi dëshira të shkruaja edhe unë poezi.*

*Dhe kishte ca arsye, **sipas mendjes time**, që të vepronte kështu.*

***Me një fjalë**, Gëzimi kërkon që njerëzit, edhe atëherë, të vepronin ashtu siç e kërkon koha sot.*

***Sidoqoftë**, ty të shkon më shumë fjala.*
***Madje**, ishin të bindur për këtë që po bënin.*

***Me të vërtetë**, ashtu siç kishte ndryshuar ai, nuk mund të njihej.*

*Unë, **për veten time,** ja ku po jua them copë se s'do të kisha guxim as t'i dilja në sy!*

4) Pjesëzat *po, jo* (kur ndiqen nga një fjali që zbërthen përmbajtjen e tyre), ose kur pjesëza *jo* ndjek një fjali për të përforcuar mohimin:

***Po**, fjalët në këto raste janë të tepërta.*

***Jo,** ajo s'kishte ndërmend të ndahej nga kjo bukuri e rrallë e nga ky ajër i pastër.*

*Nuk do të kthehem, **jo,** – përsëriti me vete djali.*

5) Pjesëzat *(dhe) ja, pale* (kur kanë të bëjnë me fjalinë në tërësi dhe ndahen me një pushim të shkurtër për shkak të veçimit):



***Ja,** nuk e shikon se ç'bën yt bir?*

***Dhe ja,** ai po bënte shërbimin e parë në jetën e tij.*

*Zuri ngoje dhe fatin e saj, **pale**.*

6) Pasthirrmat:

***Oh,** sa kohë kisha pa e dëgjuar atë këngë!*

***Eu,** po për mua e keni therur atë ftujak?*

***Oi,** kaq e lodhur paske ardhur, moj nuse?*

***Qyqja,** ç'bëra unë kështu, **qyqja**!*

**G. Përdorimi i presjes te formulat e shënimit të vendit dhe të datës**

**§ 66.** Në shkresa, letra, relacione, botime etj. presja përdoret për të ndarë emrin e vendit ku shkruhet ose botohet diçka, nga data ose viti përkatës:

*Tiranë, 18. 6. 2002*

*Tiranë, 2002*

*Prizren, më 10 qershor 1878*

*Prishtinë, maj 2000*

**§ 67.** Për përdorimin e presjes në shënimet në fundfaqe shih § 168.

# II. PËRDORIMI I PRESJES NË PERIUDHË

**A.Përdorimi i presjes te periudhat me fjali të bashkërenditura**

§ 68. Ndahen me presje fjalitë e bashkërenditura me lidhëza të përsëritura ose me lidhëza të tjera dyshe, si p.sh.: *dhe..., dhe...; edhe..., edhe...; as..., as..., a..., a...; ja..., ja...; o..., o...; ose..., ose...; herë..., herë...; jo vetëm..., por edhe...; le që..., por edhe...;*

***Dhe** kali ishte goditur, **dhe** kordha ishte thyer, **dhe** vetë ishte drobitur, **dhe** mburoja ishte shqyer.*

*Është bërë një punë e madhe: **hem** kulla s'u dogj, **hem** bereqeti u shpëtua.*

***As** pushkë s'po dëgjoheshin, **as** flakë nuk po shiheshin.*

*Ferdinandit s'i mbetej veçse njëra nga të tria: **a** ta linte fortesën dhe të ikte nga ana e detit, **a** të sulej kundër ushtrive armike, **a** të jepej i gjallë.*

*Atëherë në fushë bëhej një nga të dyja: **ose** shtrëngonte acari i akullt, **ose** vërshonin nga malet valët e shkumëzuara.*

***O** e njoh unë doktorin, **o** s'e njeh njeri.*

***Le që** dhelpra i shpëtoi, **po** i humbi edhe çarku.*



*Nga kjo **jo vetëm** u fituan shumë sipërfaqe të reja toke, **por** u krijuan edhe kushte shumë të mira për rritjen e rendimentit.*

Të ngrihemi të dëftojmë trimëri: ***ja** të vdesim, **ja** të rrojmë për liri.*

§ 69. Ndahen me presje fjalitë e bashkërenditura me lidhëzat kundërshtore *po (por), kurse, ndërsa, veçse, veç, vetëm se:*

*Ajo ishte shumë e re, **por** megjithatë nuk bëri kurrë aventurë.*

*Guri pëlcet, **po** njeriu s'pëlcet.*

*Në mbrëmje e zinte gjumi vonë, **kurse** në mëngjes i dilte herët.*

*Dyshemeja ishte shtruar me pllaka ngjyrë hiri, **ndërsa** muret ishin lyer me ngjyrë bizele të hapët.*

*Plaka as e ktheu kokën nga ai, **veçse** zemra iu lëndua nga ato fjalë.*

*Edhe pemë kishte mbjellë djali, **vetëm se** pemët ishin ende të vogla e nuk ia mbushnin syrin.*

*Çdo gjë ujdiset, **veç** mjekra e qoses nuk ujdiset.*

§ 70. Ndahen me presje fjalitë e bashkërenditura me lidhëzat përmbyllëse *prandaj, andaj, ndaj:*

*Ajo u tregonte përralla të bukura, **prandaj** fëmijët e donin shumë.*

*Njërit do t'i kalojmë fare pranë, **andaj** bëjini sytë katër.*

*Ajo është vajzë qyteti, **ndaj** e habiste natyra e ashpër e këtyre maleve.*

§ 71. Ndahen me presje fjalitë e bashkërenditura me lidhëzën *pa* me ngjyrim kushtor ose shkakor:

*Më janë rënduar këmbët, **pa** do të vija edhe unë me ju. – u tha plaku të rinjve.*

*Të vinte me ne në autobus, **pa** le të soste në mesnatë.*

*Shko ti, **pa** ta mbaj unë djalin.*

§ 72. Ndahen përgjithësisht me presje fjalitë e bashkërenditura me lidhëzat këpujore *e, dhe, edhe* me ngjyrim:

a) rrjedhimor (sidomos kur lidhëza pasohet nga ndajfoljet *atëherë, kështu*):

*Fëmijët po e dëgjonin me vëmendje, **dhe** gjyshja e ndiente veten të gëzuar.*

*Komandanti turk refuzoi, **dhe** atëherë Depa nisi ta rrihte fortesën me artileri.*

*Te Gryka e Patës punëtorëve u bije ta çajnë kanalin drejt, **dhe kështu** ata do të gërmojnë disa kilometra më pak.*

b) kundërshtor (sidomos kur lidhëza pasohet nga fjalët *prapë, prapëseprapë, megjithatë, megjithëkëtë*):

*Mbrëmja është e ftohtë, **e megjithatë** ne rrimë në ballkon dhe vështrojmë qytetin.*

*Sot kërkuam përsëri mendimin e tij, **dhe prapë** ai s'e hapi gojën.*

c) shtesor:

*Jashtë era e kishte shtuar vrundullin e saj, **dhe** kjo kuptohej nga fërshëllima e gjatë e pa fund e telave.*

*Ajo luftoi për një botë të re; **dhe** kjo botë fitoi.*



*Të dyja ushtritë u përleshën, **dhe** beteja mbajti deri në orën tre pasdreke.*

*Ishte i vogël atëherë, **dhe** kujtimet e vegjëlisë mbeten përherë të gjalla.*

§ 73. Ndahen me presje fjalitë e bashkërenditura me lidhëzën veçuese *ose* kur fjalia e parë e bashkërenditur ndiqet nga fjali të tjera:

*Duka kishte rënë në kurthin e lajmeve të rreme* që përhapte vetë Senati, ***ose** këtë ai e dinte*, po kërkonte të nxiste Skënderbeun.

§ 74. Ndahen me presje fjalitë e bashkërenditura me lidhëzën veçuese *apo:*

*Të ishte me të vërtetë kaq e hijshme vasha, **apo** i bënin sytë?*

*Moj nënë, a dëgjon ti ulërima e bubullima, **apo** më bëjnë veshët mua?*

*Moj nuse e Leksit, shikon gjë ti, **apo** më bëjnë sytë mua plakës?*

§ 75. Fjalitë e bashkërenditura me lidhëzën veçuese *apo* me ngjyrim përjashtimi nuk ndahen me presje kur vijnë pas një fjalie drejtuese që përmban fjalë me karakter përgjithësues të shprehur ose të nënkuptuar (si rregull një togfjalësh ku figurojnë numërorët *dy, tri* ose një numëror më i lartë):

Megjithatë ishte me *dy mendje: t'i merrte drutë që atë ditë **apo** t'i linte për të nesërmen.*

Ajo ishte pak e shqetësuar: *do ta pranonte vallë profesori me aq vonesë **apo** do ta çonte në drejtori.*

**B.Përdorimi i presjes te periudhat me fjali të nënrenditura (të varura)**

**B.1. Kur fjalia e nënrenditur ndodhet para fjalisë drejtuese**

§ 76. Ndahen me presje gjithë fjalitë e varura (me ose pa lidhëza) që ndodhen para fjalisë drejtuese:

***Që jeni përpjekur shumë,*** *këtë e di, – tha plaku.*

***Sa kishte ecur,*** *as ai vetë s'e dinte.*

***Ç'të mbjellësh,*** *do të korrësh.*

***Kur lindi dielli,*** *hymë në fshat.*

***Sa të rrosh,*** *do të mësosh.*

***Që të mos ia prishnin qetësinë plakut,*** *bisedonin me zë të ulët.*

***Se pata besim,*** *pa jua hapa zemrën.*

***Meqë ishte dimër,*** *ne mbylleshim herrët në shtëpi.*

***Si vajzë që isha,*** *kisha dhe unë ëndrrat e mia.*

***Po s'e mbajte me kujdes librin,*** *do të dëmtohet.*

***Të mos ishte çelur atë vit klasa e pestë në fshatin e tyre,*** *Mara nuk do të ishte tani në shkollën e mesme.*

***Megjithëse një herë kam kaluar këndej,*** *pylli më duket si një mik i vjetër.*

***Në qoftë se toka varfërohet e çahet për një pikë ujë,*** *edhe pema e mbjellë ndën të do të vyshket, do të thahet.*

***Sa e fortë ishte vajza,*** *aq i dobët ishte djali.*

***Çfarëdo vështirësish që i dalin përpara,*** *ai nuk thyhet.*



**B.2. Kur fjalia e nënrenditur ndodhet pas fjalisë drejtuese**

§ 77. Fjalitë kryefjalore, kundrinore e kallëzuesore (me lidhëzat *që, se, sikur* ose pa lidhëza; me përemra lidhorë a pyetës; me ndajfolje pyetëse etj.) nuk ndahen me presje:

1) Fjali kryefjalore:

*Dalngadalë po i kujtohej* ***se ç'i kishte ndodhur.***

*Kryesorja është* ***që nga e kaluara të mbajmë pranë forcën dhe madhështinë dhe të mënjanojmë errësirën.***

*Petritit iu duk* ***sikur për herë të parë në jetë po vinte re lindjen e diellit.***

*Na u desh* ***të bënim një rrugë të gjatë.***

2) Fjali kundrinore:

*I riu duhet të mësojë* ***se si nxirret buka me djersën e ballit.***

*Ushtarët e rinj i kërkonin Skënderbeut me lutje e me klithma* ***që t'i shpinte kundër turqve.***

*Nga gëzimi harroi* ***gjithë ç'i kishte ndodhur atë natë.***

*Ai i pyeti shokët* ***në e kishin kaluar mirë këtë pjesë të rrugës.***

3) Fjali kallëzuesore:

*Shqetësimet shpeshherë i dukeshin* ***sikur ishin me vend.***

*Ca ditë më vonë gjyshi u bë përsëri* ***siç kishte qenë më parë.***

§ 78. Fjalitë përcaktore përshkruese (me përemrat lidhorë

*që, i cili* dhe me ndajfoljen lidhore *ku* etj.) ndahen me presje kur nuk janë të lidhura ngushtë me gjymtyrën e përcaktuar. Fjali të tilla shprehin një karakteristikë si një sqarim të mëtejshëm, shtesor të gjymtyrës së përcaktuar, por nuk janë të domosdoshme për të:

*Ne, **që asnjëherë s'u ishim shmangur vështirësive**, nuk ngurruam të kryenim edhe një punë të tillë.*

Agroni, ***që ishte treguar aq i guximshëm në fillim***, *u step.*

*Kjo është merita e madhe* **e shkollës** *sonë, **e cila është mbështetur në traditat më të mira për përgatitjen e brezit të ri.***

*Të gjithë prisnim përfundimin* **e kësaj ngjarjeje** *të pabesueshme, **nga e cila mund të ndërronte fati i luftës me Turqinë.***

*Ky mëngjes, **në ajrin e të cilit sillej gëzimi,** i zbulonte papritur diçka të harruar.*

*Kapërceu **urën** e re, **buzë së cilës ishte centrali me fabrikën e vajit.***

*Hajati i dikurshëm qe ndarë **në katër kthina, njëra prej të cilave ishte mjaft e madhe.***

*Gjoni u shkëput nga parmakët e anijes dhe u vërsul **te bashi, ku detarët po manovronin velën.***

*Pastaj u kujtua se këtë ndjesi e provonte gjithnjë **anës detit dhe buzë lumenjve, ku njeriu ndalet padashur, si për të kundruar rrjedhën e jetës.***

§ 79. Fjalitë përcaktore dalluese (me përemrat lidhorë *që, i cili, ç', sa*) nuk ndahen me presje kur janë të lidhura ngushtë me gjymtyrën e përcaktuar që ndodhet në fjalinë drejtuese.



Fjali të tilla shprehin një karakteristikë dalluese (që e dallon sendin e shënuar nga fjala e përcaktuar), prandaj edhe janë të domosdoshme për të:

Ky ishte një gëzim pa shkak, ishte thjesht *gëzimi **që i shkaktonte mëngjesi.***

Dashuria, njohja dhe respekti i ndërsjellë janë *baza **mbi të cilën mbështetet familja jonë.***

Ai preu *rripat **me të cilët ishin lidhur kuajt në karrocë.***

Ai s' kishte parë *njeri tjetër **që të synonte drejt qëllimit me një ngulm të tillë.***

Ata shikonin me ëndje atë *pamje* industriale ***që hapej nga maja e kodrës.***

Paçi uratën, — u tha plaku të rinjve, — *ju **që merrni vesh një çikë më mirë, do të më shpjegoni dot gjë?***

Nga e djathta po ngrenë *diçka **që ngjan si punishte për derdhjen e topave,*** – i tha komandanti rojës.

*Ata **që fituan konkursin,*** do të paraqiten për regjistrim së shpejti.

Ka zot kjo tokë. *Kushdo **që e shkel***, e paguan shtrenjtë.

*Të gjitha **sa u thanë më sipër,*** tregojnë qartë rëndësinë e çështjes.

*Të **tëra ç'ka shtëpia,*** tonat janë.

**§ 80.** Edhe fjalitë përcaktore dalluese me ndajfoljet *ku, nga, kur* nuk ndahen me presje kur janë të lidhura ngushtë me gjymtyrën e përcaktuar të fjalisë drejtuese. Fjali të tilla shprehin një karakteristikë dalluese (që e dallon sendin e shënuar nga fjala e përcaktuar), prandaj edhe janë të domosdoshme për të:

Ai ngriti kokën dhe hodhi sytë edhe një herë *nga* shtëpia ***ku kishte kaluar fëmijërinë.***

Mori shatin dhe u ul buzë *vijës* ***nga do t'i vinte uji.***

Ishin *çastet* ***kur ai mendohej,*** dhe unë nuk duhej t'ia shkëputja fillin e mendimeve.

§ **81**. Fjalitë përcaktore që bashkohen me lidhëzat ftilluese *që, se, sikur* etj., nuk ndahen me presje:

*Unë ngula këmbë në propozimin tim* ***që ai të ngelej në listë.***

*Kjo ikje u dha shqiptarëve përshtypjen se* ***turqit nuk do të ktheheshin më në Shqipëri për shumë kohë.***

*Kam përshtypjen* ***sikur jemi njohur prej kohësh.***

§ **82**. Fjalitë përcaktore shtesore (me përemrin *çka* ose me lokucionin lidhor *gjë që, gjë e cila*) ndahen me presje për shkak të lidhjes së çlirët me fjalinë drejtuese:

*Ëndërronte që një ditë të ngrinte në qytetin e tij një orkestër simfonike,* ***gjë që s'e kishte bërë asnjë më parë.***

*Rilindasit kanë dhënë një ndihmesë shumë të shquar për lëvrimin e gjuhës shqipe,* ***për çka populli shqiptar i kujton me mirënjohje.***

**83**. Fjalitë vendore (me lidhëzat *ku, tek, nga, kudo që, ngado që*) që vijnë pas fjalisë kryesore nuk ndahen me presje kur plotësojnë:

a) kallëzuesin e fjalisë drejtuese:

*Mos e lëndo* ***ku i dhëmb.***

Karrocieri *e vrringëllinte* kamxhikun ***nga mundte.***

Anija *shëtiste* nëpër det ***nga e merrte era.***



Me kapelen rrasur gjer te veshët dhe me mëngët të përveshura, atë *e gjeje* ***kudo që vlonte puna.***

Parqet e bukura *i shihje* ***ngado që të veje.***

b) ndajfoljet korrelative *aty, atje, këtu, andej, këndej:*

Ja tamam *aty* ***ku qëndronte*** ai, të hiqeshin dy-tri kova me ekskavator dhe, kjo mjaftonte.

Pastaj me shikimin e tyre përqafonin rreth e përqark vendin *deri atje* ***ku mjegulla, si ndonjë tis i hollë, u dilte si një mur përpara.***

Plaku treti vështrimin *andej* ***nga shkoi i biri.***

§ **84**. Fjalitë vendore me lidhëza (*ku* etj.)ndahen me presje kur saktësojnë një rrethanor vendi:

Ullinjtë shekullorë humbitnin *tutje*, ***ku syri nuk shikonte dot më.***

Shikonim *poshtë*, ***ku gjeratorja hapte e mbyllte gojën e madhe.***

*Atje* shkoi, ***ku i thashë unë.***

§ **85**. Fjalitë kohore (me lidhëzat *kur, që kur, sa, derisa, sapo, para se, si, pasi, që, sa herë që* etj.) nuk ndahen me presje:

a) kur plotësojnë foljen kallëzues të fjalisë drejtuese:

Unë *i kam parë* ***kur punonin të varur me litar majë digës, në hidrocentral.***

Pastaj ne të vegjëlit *pritnim* pranë vatrës ***gjersa prushi të mbulohej me hi.***

Burri *pa* edhe një herë me vëmendje ***para se të hidhte hapin e fundit.***

*Rrihe* hekurin ***sa është i nxehtë.***

Vjeshta e verdhë po *shkonte* dalngadalë ***pasi u kishte dhuruar njerëzve gjithë të mirat.***

Lumi *dilte* nga shtrati ***sa herë që binte shi thellë në male.***

b) kur saktësojnë më tej kuptimin e përgjithshëm të një ndajfoljeje korrelative kohore të fjalisë drejtuese:

Ajo e përcolli të birin deri te porta dhe u largua nga pragu vetëm *atëherë* ***kur s'u dëgjua më zhurma e hapave të tij.***

Sinjali i sulmit tonë u dha *fill atëherë* ***kur nazistët nisën të ktheheshin në pozitat e tyre.***

§ **86**. Ndahen me presje fjalitë kohore (me lidhëzat *deri sa, para se, si, pasi* etj.) kur saktësojnë një rrethanor kohe të fjalisë drejtuese:

Ai duhej të priste të paktën *nja katër a pesë orë,* ***derisa të kthehej plaku.***

Gjithçka do të ishte gati *pasdite,* ***para se të binte çanga.***

Punëtorët u lanë lamtumirën atyre maleve *pas një muaji,* ***si hapën njëmbëdhjetë kilometra rrugë.***

Karvani u nis *herët,* ***sapo kishte lindur dielli.***

Ne u kthyem në kamp *në mbrëmje vonë,* ***kur cipa e zezë e natës kishte mbuluar çdo gjë.***

§ **87**. Ndahen me presje fjalitë kohore që bashkohen me fjalinë drejtuese me lidhëzën *kur* të anasjelltë. Në periudha të tilla fjalia që përmban përcaktimin kohor, paraqitet si fjali kryesore, kurse fakti themelor më i rëndësishëm paraqitet si fjali e varur me lidhëzën kohore *kur:*



*Petriti s'kishte bërë as dhjetë hapa në kopshtin e shtëpisë,* ***kur një qen nisi të lehte pas tij.***

*Po dilnim nga pylli,* ***kur dëgjuam një fishkëllimë të mprehtë.***

§ **88**. Ndahen me presje fjalitë kohore me lidhëzat *derisa, gjersa* me ngjyrim rrjedhimor:

*Atje tej të thirrurat e Qamilit u rralluan, u bënë të pafuqishme,* ***derisa në bodrum u bë heshtje e zakonshme.***

§ **89.** Fjalitë mënyrore (me lidhëzat *si, sikur, siç, ashtu si (siç), në mënyrë që*) ndahen me presje:

a) kur nuk lidhen ngushtë me fjalinë drejtuese dhe nuk vijnë fill pas kallëzuesit të saj:

*Pas vetëtimës shiu ia dha edhe më shumë,* ***si të kishte marrë zemër.***

*Në mes të natës buçiti një krismë e fortë,* ***sikur të kishte shkrepur rrufeja mbi kullë.***

*Kënga e popullit ka lindur pas çdo rrebeshi,* ***ashtu siç shfaqet ylberi pas furtunës.***

*Ata filluan të rrokulliseshin në lëndinë,* ***siç bënin në vegjëli.***

b) kur saktësojnë një rrethanor mënyre, edhe sikur të vijnë pas kallëzuesit:

Melodia u shtrua *ngadalë,* ***si të binte shi mbi një çati kashte.***

Edhe ai *me vrrull* u ngrit, ***si t'i kishte ardhur befas një mendim.***

*Ashtu* do të shkojnë, ***si kanë ardhur.***

§ 90. Fjalitë mënyrore (me lidhëzat *si, siç, sikur, ashtu si, kështu si* etj.) nuk ndahen me presje kur lidhen ngushtë me kallëzuesin e fjalisë drejtuese e vijnë fill pas tij:

*Të bëhet* ***siç thotë Petriti.***

*Zemra i rrihte* **sikur** ***po i dilte nga kraharori.***

*Bëra* ***ashtu si më tha plaku.***

Mos më thënçin Agim, *po s'u bë* ***kështu si them unë.***

§ 91. Fjalitë qëllimore (me lidhëzat *që, me qëllim që, në mënyrë që*) nuk ndahen me presje kur lidhen ngushtë me fjalinë drejtuese dhe saktësojnë kallëzuesin (i cili mund të ndiqet edhe nga një ndajfolje ose një mbiemër):

*Duhet të guxosh* ***që të fitosh.***

*Dhe të gjithë kishin dëshirë ta ndihmonin* ***që të mos binte në duart e xhandarmërisë.***

*Fjalët duhet t'i thuash shkoqur* ***që të kuptohen.***

*Asaj ia kishte ënda të zgjatej* ***me qëllim që të zbulonte diçka tjetër.***

§ 92. Fjalitë qëllimore (me lidhëzat *që, se, me qëllim që, në mënyrë që, me shpresë që*) ndahen me presje kur nuk janë të lidhura ngushtë me kallëzuesin e fjalisë drejtuese dhe nuk vijnë fill pas tij:

*Mendonte t'i thoshte ca fjalë të bukura,* ***që t'i rrëmbente zemrën.***

*Luftoni mendësitë prapanike të së kaluarës,* ***që të mos vuajnë vajzat dhe mbesat tuaja, djemtë dhe nipat tuaj.***

*Duhet të shkrihemi në punë,* ***që gjithë këta kalamaj të mos e njohin mjerimin.***



*Ki mendjen, se* ***mos biesh në ndonjë gropë.***

*Doli në rrugë, nga do të vinin anëtarët e komisionit të privatizimit,* ***me qëllim që t'i priste aty.***

*Agimi ndalej herë pas here e shikonte prapa,* ***në mënyrë që të mos largohej shumë nga të tjerët.***

§ 93. Fjalitë qëllimore pa lidhëza, të ndërtuara me mënyrën lidhore ose me formën e paskajores, nuk ndahen me presje, sepse janë të lidhura ngushtë me kallëzuesin e fjalisë drejtuese, sidomos kur vijnë fill pas tij:

*Plaku u mundua* ***ta mbante veten.***

*Një qerre rropatej* ***të dilte nga balta.***

*Gori jepte e merrte* ***t'u mbushte mendjen.***

*Ai rendi* ***të përqafonte gjyshin.***

*Djali shtrëngoi gojën me dorë* ***për të mbajtur të qeshurit.***

§ 94. Fjalitë shkakore (me lidhëzat *se, sepse, meqenëse, për shkak se, për arsye se, që, meqë, ngaqë, ngase* etj.) ndahen me presje:

*Ne s'e peshuam jetën,* ***sepse zëri i atdheut ishte busulla më e sigurt për çdo mëmëdhetar.***

*Vetëm kundërshtarët tanë nuk i bashkon me ne kjo udhë,* ***se ata kanë të tjera qëllime.***

*Prit,* ***se s'e kam mbaruar fjalën.***

*Ky hidrocentral nuk do të ketë ndryshim prodhimi nga dimri në verë,* ***për shkak se ujëmbledhësi i tij do të jetë shumë i madh.***

*Të gjitha këto kryengritje dështuan njëra pas tjetrës,* ***nga shkaku që shqiptarët qenë të përçarë.***

*Ecja nuk ishte e vështirë,* ***pasi borën e kishin çarë të tjerë njerëz.***

§ 95. Fjalitë shkakore (me lidhëzat *se, sepse, meqenëse, për shkak se, për arsye se, që, meqë, ngaqë* etj.), nuk ndahen me presje kur vijnë fill pas kallëzuesit të fjalisë drejtuese dhe sidomos kur theksohen me pjesëzat përforcuese *edhe, pikërisht, vetëm, vetëm e vetëm* etj:

*Gëzohem* ***që ju shoh shëndoshë e mirë.***

*(E ke djalë pa e lëvdon.) – E lëvdoj* ***se është tamam burrë.***

*Dhe kjo ndodhi* ***sepse hë për hë ky njeri iu duk më i afërt se të tjerët.***

*Kryeinxhinieri u kënaq* ***që u dha udhë gjithë atyre problemeve.***

*Ajo rrinte në shtëpinë e tij* ***vetëm e vetëm se kishte miqësi me të motrën.***

*Kryetari e mbronte* ***pikërisht sepse ky ishte shumë i rregullt në llogari***

§ 96. Fjalitë rrjedhimore me lidhëzat *aq sa, që, kështu që* ndahen gjithnjë me presje për shkak të lidhjes së dobët me fjalinë kryesore:

*Shirat e rrëmbyeshëm i mbushën lumenjtë plot e përplot,* ***aq sa kaluan shtretërit e tyre e morën rrugë të reja.***

*I nipi kishte ndryshuar shumë,* ***aq sa plaku mezi e njohu.***

*Hënë nuk kishte,* ***kështu që njerëzit korrnin me fenerë.***

*Kushedi ç'pabesira dhe tradhtira bënin princat e tjerë,* ***që u shtrëngua Skënderbeu t'u aneksonte principatat.***



§ 97. Fjalitë rrjedhimore (me lidhëzat *sa, saqë, në mënyrë që*) nuk ndahen me presje kur plotësojnë foljen kallëzues të fjalisë drejtuese.

*Kafsha, e goditur për vdekje, ulëriti një herë* ***sa u tund pylli.***

*Për tri javë u tret* ***sa mezi mbahej në këmbë.***

*Kryetari ishte fort i ri, por drita i binte* ***në mënyrë që e rrëfente shumë të ngrysur.***

§ 98. Fjalitë rrjedhimore (me lidhëzat *sa, që, saqë)* ndahen me presje kur lidhen dhe vijnë fill:

a) pas një mbiemri ose ndajfoljeje të fjalisë drejtuese të përcaktuar nga fjala korrelative *aq*:

Ishte një zagushi *(aq) e madhe,* ***sa të zihej fryma.***

Po lumturia ishte *aq e papritur, aq tronditëse,* ***saqë e kishte zbuluar brengën diku thellë.***

b) pas fjalëve korrelative *deri atje, gjer atje, i tillë, e tillë* etj:

Puna vajti *gjer atje,* ***sa u mblodhën gjithë shokët që ta bindnin.***

Ishte situatë *e tillë,* ***që askush s'e kursente veten.***

Era e tyre ishte *e tillë,* ***sa gjithë zogjtë e bletët ajo erë i ndillte.***

Era frynte *aq lehtë,* ***saqë fletët e pemëve mezi lëviznin.***

§ 99. Fjalitë rrjedhimore (me lidhëzën *që)* nuk ndahen me presje kur lidhen dhe vijnë fill pas një mbiemri ose ndajfoljeje të fjalisë drejtuese, që përcaktohet nga fjalët korrelative *mjaft, shumë, tepër:*

Ky qe një argument *mjaft serioz* ***që kryeredaktori të mos kundërshtonte më.***

I biri i Skënderbeut ishte *tepër i vogël* ***që të vihej në krye të Ligës.***

§ **100**. Fjalitë krahasore të barazisë cilësore (me lidhëzat *ashtu si, ashtu siç*) përgjithësisht ndahen me presje:

*Arti dhe letërsia janë gjithmonë në rritje*, ***ashtu siç është në zhvillim dhe në rritje vetë shoqëria njerëzore.***

*Fjalët e tij përhapeshin përditë*, ***siç përhapet drita e diellit në një ditë të bukur.***

§ **101.** Fjalitë krahasore të barazisë sasiore me lidhëzën *sa (ç')* përgjithësisht ndahen me presje, sepse në të folur ka një pushim të shkurtër ndërmjet tyre:

*Ishte një buzëqeshje aq e dëlirë*, ***sa ç'ishte i dëlirë agimi në maja.***

*Puna nuk ishte aq e ngatërruar*, ***sa iu duk në fillim.***

*Nuk u lodh aq shumë*, ***sa ç'u lodh dje.***

*Ai kurrë nuk kishte qenë aq i lodhur nga puna*, ***sa ç' ishte atë mbrëmje.***

§ **102.** Nuk ndahen me presje fjalitë krahasore të lidhura me lidhëzat *se, se ç', nga sa, nga ç'* (me raporte pabarazie) kur vijnë menjëherë pas fjalës që saktësojnë, sepse janë të lidhura ngushtë me fjalinë drejtuese dhe në të folur nuk ka ndonjë pushim të shkurtër ndërmjet tyre:

Mos u mërzitni, djema! Çdo gjë do të na shkojë *më mirë* ***nga sa na ka shkuar deri sot.***

Veshja e re do ta tregonte *më të ri* ***se ç'ishte në të vërtetë.***

S'ka gjë më *të bukur* ***se të shikosh qindra krahë të zgjatur drejt teje.***



§ **103.** Fjalitë krahasore (me lidhëzat *se, sesa, se ç', nga sa, nga ç'*) ndahen me presje kur lidhen me një mbiemër ose ndajfolje në shkallën krahasore, por nuk vijnë fill pas tyre:

*Më mirë* të të dalë syri, ***sesa të të dalë nami.***

Kjo përgjigje *më shumë* e gëzoi, ***sesa e habiti.***

§ **104.** Nuk ndahen me presje fjalitë krahasore të lidhura me ndajfoljen *sa*, që tregojnë marrëdhënie sasiore:

*Nxitova* ***sa munda,*** por ajo e kishte hapin më të shpejtë.

*Miqtë i dua* ***sa më duan.***

*Shtriji këmbët* ***sa ke jorganin.***

§ **105**. Fjalitë kushtore (me lidhëzat *në, po, nëse, në qoftë se, në rast se, sikur, kur, po qe se, me kusht që* etj.) kur vijnë pas fjalisë drejtuese, por nuk lidhen ngushtë me të, ndahen me presje:

*Batalioni do të mbetej i rrethuar*, ***po ta merrte armiku atë grykë.***

*Ata nuk do të ecnin me kohën*, ***po qe se nuk do të kualifikoheshin.***

*Ndoshta, nuk do të shkonte kurrë në atë vend*, ***sikur atë ditë të mos kishte ngjarë diçka e jashtëzakonshme.***

*Po ti a më dëgjon të të them një fjalë*, ***në je me të vërtetë bijë e këtij vendi?***

*Martini mund të niset e të marrë udhën e gjatë*, ***mjaft që kampionati të shkojë mirë.***

§ **106.** Fjalitë kushtore (me lidhëzat *në, po, nëse, në qoftë se, në rast se, sikur, kur, po qe se, me kusht që* etj.) nuk ndahen me presje kur janë të lidhura shumë ngushtë me fjalinë drejtuese, sidomos kur theksohen me pjesëzën *vetëm*:

*Një shtet është i fortë **kur janë të forta të gjitha institucionet e tij.***

*Do të vij me ju vetëm **në rast se pranoni të kthehemi përsëri bashkë.***

§ 107. Fjalitë e varura lejore (me lidhëzat *megjithëse, ndonëse, sadoqë, sidoqë, edhe pse* etj.; me ndajfoljet *sado, sido, kudo, ngado, kurdo;* me përemrat *kushdo, cilido, çfarëdo*) ndahen me presje:

*Majat e maleve zbardhnin ende nga bora, **megjithëse ditët e fundit kishte fryrë një erë e ngrohtë.***

*Askush nga ne nuk u tërhoq, **ndonëse rruga ishte e gjatë dhe me rreziqe të shumta.***

*Unë do të dal menjëherë, **edhe në qofsha e sëmurë.***

*S'kishte asnjë dyshim për suksesin, **sadoqë çdo gjë ishte ende në letër.***

*Duhet parë realiteti në sy, **sado i hidhur qoftë.***

*Ndërgjegjes nuk i fshihesh dot, **kudo që të futesh.***

*Ne do të vijmë atje në kohën e duhur, **çfarëdo që të ndodhë.***

§ 108. Ndahen me presje fjalitë e varura të shtimit shkallëzues ose të përjashtimit (me lidhëzat *përveç, përveçqë, përveçse, veç, veçqë, veçse*):

*Dhe gjatë atyre vjetëve unë mërzita botën të tërë, **përveçqë rashë dhe nga shëndeti.***

*Nuk dua gjë tjetër, **veçse vdekja të më gjejë mes njerëzve të mi.***

§ 109. Ndahen me presje fjalitë e varura të kundërisë me



lokucionin lidhëzor *në vend që;* po ashtu fjalitë sqaruese me lidhëzën *domethënë:*

*Më duket sikur po më ngushëllon ajo mua, **në vend që ta ngushëlloj unë atë.***

*Në fshat po viheshin shtyllat, **domethënë së shpejti do të vinin dritat.***

**B.3. Kur fjalia e nënrenditur ndodhet në mes të një fjalie tjetër**

§ 110. Fjalia e varur që hyn në mes të fjalisë drejtuese, vihet midis presjesh:

*Veprat e artit dhe të kulturës botërore, **sado të përsosura qofshin**, nuk mund të vlejnë në tërësinë e tyre si model për çdo kohë.*

*Këta filiza, **në qoftë se do të kujdesemi për ta**, pas njëzet vjetësh do të mbushin vendin me drurë të lartë e të drejtë.*

*Gryka gjëmonte, **kur frynte erë**, me një zhurmë të mbytur e të thellë.*

*Bora, **që të mos i prishte gjumin së motrës**, ecte në majë të gishtave.*

*Ai, **si të mos kishte ndodhur gjë**, mori rrugën për në fshat.*

*Drita, **veç që u mësonte vashave zanat**, u tregonte edhe ndodhi të bukura.*

§ 111. Fjalitë e varura që përcaktojnë ose saktësojnë një gjymtyrë të fjalisë drejtuese (të shprehur me emër, përemër a ndajfolje), kur janë në mes të fjalisë drejtuese, ndahen në fund me presje. Në fillim të tyre presja mund të vihet ose jo sipas rasteve të përshkruara më lart në § 77, 78, 79, 80:

*Juga, **që kishte fryrë gjithë natën**, pushoi përnjëherësh nga mëngjesi.*

*Më tej, **ku fillonin plepat e gjatë**, uji kullohej si qelibar.*

*Në darkë, **kur hyra në dhomë**, e gjeta mikun te vatra.*

*E vetmja rrugë **që u mbetej**, ishte Qafa e Kërrabës.*

*Edhe pyetjes së Emirës **se ku ishte shkaku i këtij dobësimi**, ai i ishte shmangur.*

*Ajo **që ngjau në Krujë**, u përsërit në Dibër e kudo në principatën e Kastriotëve.*

*Aty **ku rruga ndahej më dysh**, ai vështroi në dritën e elektrikut orën e xhepit.*

§ **112**. Fjalia e varur që hyn në mes të një fjalie të bashkërenditur ose të varur (më saktë në mes të lidhëzës a përemrit lidhor dhe pjesës tjetër të fjalisë) vihet midis presjesh:

Plaku u bë merak, *por, **kur dëgjoi në kopsht zërin e djemve**, zemra iu lehtësua.*

Mjeku dukej i qetë, *por, **sa më shumë i afrohej spitalit**, aq më tepër i rrihte zemra.*

Treni ecte fare ngadalë *dhe, **kur ndaloi si i varur ndërmjet skajeve të natës**, daullja u dëgjua fare mirë.*

Ju them pa mburrje *që, **sa kam rrojtur**, kam pasur gjithnjë këtë mall për atdheun dhe këtë dëshirë për lirinë.*

Ngjarjet atë dimër ishin aq të pakta, *saqë, **kur ndodhte diçka**, njerëzit merreshin me të ditë të tëra.*

Aq të kapitur ishin ushtarët nga kjo betejë qenërishte, *sa, **që të mblidhnin veten**, qëndruan dy ditë në fushën e Torviollit.*



Lumta as që e vuri re Petritin, *i cili, **pasi zbriti nga hurma**, u ul pranë saj pa bërë zhurmë.*

Fytyra e mësuesit është nga ato *që, **po i pe një herë**, të mbeten në mendje.*

Sytë gështenjë me një vështrim përshkues i përshtaten pamjes së tij, *që, **mgjithëse i ka kapur të gjashtëdhjetat**, shpreh ende energjinë e një të riu.*

**C. Përdorimi i presjes te periudhat me fjali të bashkuara pa lidhëza**

§ **113**. Ndahen me presje fjalitë e bashkuara pa lidhëza (për rastet kur ndahen me dy pikat, shih 130):

*Në mëngjes dielli ndriçonte si një pasqyrë e kaltër, **fletët** e lagura shkëlqenin nën rrezet e diellit, kalliri me një blerim kuqërrem ngrinte kryet përpjetë.*

*Verës malin e përcëllon dhe e kris dielli, **dimrit e pëlcet ngrica**, stinëve të tjera e lajnë dhe e gërryejnë rrëketë.*

*Gjella me kripë, **kripa me karar**.*

*S'gjykon mosha, **gjykon** **mendja**.*

*Trokita nja dy herë, **s'm'u përgjigj njeri**.*

*Nuk u druhej njerëzve, **përkundrazi e ndiente veten të lumtur midis tyre**.*

*– Tani ndryshuan kohërat, **do të ndryshojnë dhe ata**, –* e kundërshtoi plaku.

*– Ne jemi njerëz të ndryshëm, **nuk mund të merremi vesh**,* – i tha ajo.

*(–* A e mbylle mirë dritaren*?) E mbylla, **mos ki merak**.*

*Duhet të shpejtojmë, **ndryshe nuk i arrijmë dot shokët**.*

*Perëndonte dielli, **plaku e linte punën në arë**:* e kishte zakon të vjetër këtë.

*Zure gjarprin, **shtypi kokën**.*

(Unë e kam një çështje për të zgjidhur më përpara.) *Uzgjidh ajo, **janë zgjidhur të gjitha**.*

(Unë dua të më bëhet puna, o Vasil.) *Ma bën punën, **të lavdëroj**.*

*Me prova, pa prova, **ata s'kishin për ta lëshuar lehtë këtë njeri**.*

*Ata nuk i hodhën as sytë, **jo më ta përshëndetnin**.*

*Atë s'e di as unë, **jo më ta dijë ai**.*

*Në shtëpi nuk e shihte dot me sy gjellën, **jo pastaj ta hante**.*

§ 114. Ndahen zakonisht me presje fjalët e një togu (me vlerën e një fjalie të varur lejore) që shpreh alternativë të kundërt dhe që përbëhet:

a) nga e njëjta trajtë foljore e leksikore e përsëritur dy herë, herën e dytë me pjesëzën mohuese *s'* ose me formën e pashtjelluar mohore:

*Dhe unë, **desha, s'desha**, i hipa kalit e shkova krushk.*

S'kam, s'kam, – nxorri këto fjalë nga goja, sikur i nxori me çengel. – ***Ke, s'ke**, borxhi duhet paguar.*

***Ngrënë, pa ngrënë**, ai ishte gjithnjë në krye të punës.*

b) nga dy gjymtyrë emërore pa këpujë, të shprehura me mbiemra ose ndajfolje me kuptim leksikor antonimik:

Mos ia vër re dajës: ***i pirë, i papirë**, ashtu flet ai.*

Doktorët atë punë kanë, – i thoshte i ati, – ***i sëmurë, i shëndoshë**, mos pi thonë.*



Ishte mësuar në mal: ***ngrohtë, ftohtë**, gunën e mbante gjithnjë krahëve.*

d) nga dy emra, njëri me parafjalën *me*, tjetri me parafjalën *nga:*

***Me prova, pa prova**, s'kishin për ta lëshuar lehtë atë njeri.*

## D. Përdorimi i presjes te periudhat me fjali të ndërmjetme

§ 115. Fjalitë e ndërmjetme, kur janë në mes të fjalisë, vihen midis dy presjesh; kur janë të paravendosura ose të prapavendosura, ndahen rregullisht me presje nga fjalia ose gjymtyra së cilës i referohen:

***Me sa më kujtohet**, ti ke qenë me ta atë ditë.*

*Skënderbeu nuk vdiq as më 1466, **siç beson Barleti**, as më 1467, **siç kanë besuar gjithë të tjerët**, po më 1468, **sikundër provohet nga arkivat e Venedikut**.*

*Unë, **të them të drejtën**, kisha dëshirë të rrija me të.*

*Dhe, **ç'është e vërteta**, asnjë njeri në fshat nuk dinte gjë për këtë fejesë.*

*Mua më vinte keq, **ç'është e drejta**.*

## 5. PIKËPRESJA (;)

Pikëpresja përdoret për arsye sintaksore dhe për arsye stilistike. Pikëpresja ndan në mënyrë më të prerë se presja, po më pak të theksuar se pika, fjali e togje fjalish, gjymtyrë të njëjta ose togje gjymtyrësh brenda një fjalie, të cilat qëndrojnë deri diku të pavarura.

§ **116.** Pikëpresja përdoret për të ndarë fjali të gjata ose gjymtyrë të zgjeruara, sidomos kur brenda tyre është përdorur presja. Përdorimi i saj është i detyrueshëm atëherë kur vënia e presjes mund të japë shkas për keqkuptime:

*Me kërkesën e punëdhënësit, punëmarrësi është i detyruar t'i nënshtrohet kontrollit nga një mjek tjetër i caktuar prej punëmarrësit;* ***ky mjek do të deklarojë vetëm paaftësinë për punë të punëmarrësit, duke ruajtur sekretin mjekësor.***

*Kapedanët më të dëgjuar që morrën pjesë, ishin këta:* ***Gjergj Araniti*** *i Kaninës;* ***Andrea Topia,*** *stërnipi i Karl Topisë, kryezoti i Shkurrisë, krahinës midis Krujës dhe Durrësit, me të dy bijtë dhe me të nipin Tanush Topia;* ***Teodor Korona,*** *kryezoti i Beratit, me disa krerë të tjerë të Myzeqesë;* ***Gjergj Stres Balsha,*** *i nipi i Skënderbeut nga e motra Jella, kryezoti i Mizisë, krahinës midis Krujës dhe Lezhës.*

*Marrja e Patosit kishte rëndësi:* ***ushtarake,*** *sepse vihej në rrezik të drejtpërdrejtë rruga Fier-Berat, që përdorej më shumë nga pushtuesit për lëvizje trupash dhe*



*automjetesh;* ***politike,*** *sepse u hiqej nga duart pushtuesve kjo bazë drejtuese;* ***ekonomike,*** *sepse ndërpritej grabitja e naftës nga hitlerianët në atë rajon vajguror.*

§ **117.** Pikëpresja mund të përdoret për të shënuar një ndarje më të theksuar se ajo që jepet me anë të presjes, e më të dobët se ajo që jepet me anë të pikës. Në të tilla raste ajo edhe mund të ndërkëmbehet me to, po me efekte të tjera stilistike:

a) me presjen ose me pikën:

*Komisioni i ankandit ka këto detyra:*
***1)Të përfaqësojë anëtarët e komisionit të ankandit;***
***2)Të deklarojë ofertën fituese të ankandit;***
***3)Pjesëmarrësit në ankand të deklarojnë me shkrim para komisionit të ankandit se janë në dijeni dhe pajtohen me gjendjen e objektit të publikuar.***

*Ky program përfshinte: shpalljen e Republikës;* ***prishjen e të gjitha marrëveshjeve skllavëruese me Italinë fashiste; zhdukjen e monopoleve e të koncesioneve; amnistinë për të dënuarit politikë.***

*Ky me katër veta u vendos kundrejt kryeportës së kështjellës;* ***të tjerët kundrejt ledhishtave nga ana e Tiranës.***

b) me pikën:

*Zgjidhja e të gjitha problemeve të tjera, që kanë rëndësi të jashtzakonshme, varet nga organizimi dhe përkushtimi në punë;* ***po nuk pati organizim dhe përkushtim në punë, nuk ka si zbatohet asnjë nga kërkesat e agroteknikës.***

§ **118.** Pikëpresja përdoret për të ndarë fjali (a togje fjalish) të përbëra prej një fjalie drejtuese të ndjekur prej një ose më shumë fjalish të varura, kur bashkohen:

a) pa lidhëza:

*Njerëzit sa s'thyeshin në mes duke tërhequr me sa fuqi që kishin, gjithë atë hekur; thirrjet e tyre edhe krisma e tubave* *që rrëshqitnin përmbi njëri tjetrin* ***të shurdhonin veshët.***

b) me lidhëza bashkërenditëse (sidomos kundërshtore ose përmbyllëse):

***Populli i thjeshtë,*** *që donte t'i priste me plumb kokës fashistët italianë,* ***nuk kishte armë; prandaj vendosi*** *që ato t'i gjente vetë, t'i rrëmbente, qoftë edhe me forcë.*

§ 119. Pikëpresja përdoret për të ndarë fjali (a togje fjalish) të bashkërenditura përmbyllëse e kundërshtore (rrallëherë veçuese e këpujore) kur janë të zgjeruara:

*Ishte trim e guximtar Rrap Guri;* ***prandaj e donin dhe e nderonin në gjithë Gorën.***

*Retë u dyndën në veri dhe rënduan mbi kurrizin e majës së Rrugnajës;* ***kurse në jug, sikur të kishte dalë nga drurët e pyllit, rrëshqiti vjedhurazi një hënë e madhe.***

§ 120. Pikëpresja përdoret për të ndarë fjali të bashkuara pa lidhëza, kur janë mjaft të zgjeruara; po ashtu kur kërkohet të theksohen faktet e shprehura e ndarja e tyre:

*Bashkia miraton planin e buxhetit vendor;* ***zgjedh nga gjiri i vet dhe shkarkon këshillin ekzekutiv;*** *drejton, ndihmon dhe kontrollon veprimtarinë e minibashkive;* ***nxjerr urdhëresa dhe vendime brenda kompetencave të saj.***

*Fama e tij po rritej dita me ditë;* ***ushtria e adhuronte;*** *shokët e kishin zili.*

§ 121. Pikëpresja është e domosdoshme për të ndarë fjali të bashkuara pa lidhëza, që zbërthejnë përmbajtjen e një fjale a



të një togu fjalësh të fjalisë paraprirëse, nga e cila janë të ndara me dy pikat, kur brenda tyre (të paktën te njëra) është përdorur presja:

*Me kapitullimin e Italisë fashiste, dilnin* ***këto detyra*** *të ngutshme:* ***të goditeshin për vdekje nazistët gjermanë në rrugë, në kazerma dhe kudo që gjendeshin; t'u bëhej thirrje njësive të reparteve të ushtrisë italiane për tu hedhur në luftë kundër pushtuesve nazistë; ndryshe të çarmatoseshin.***

*Këtë principatë Gjon Muzaka ua ndan të bijve me testament kështu:* ***Princ Teodorit i lë krahinën e Beratit, të Kaninës, Myzeqesë dhe Skraparit; Princ Adrianit i lë Tomoricën, Oparin dhe Devollin e Madh, me Korçën dhe Sovjanin; Princ Kostandinit i lë Devollin e Vogël me Kosturin gjer në Nestram.***

§ 122. Pikëpresja përdoret dendur në akte zyrtare e në letërsinë shkencore, në shtjellime numëruese, ku rreshtohen një pas një (të shoqëruara ose jo me numra, kryeradhë ose vijueshëm) fakte të shprehura me fjali ose periudha brenda të cilave mund të jetë përdorur presja (shih edhe § 8):

*Gjyqtari shkarkohet nga funksioni:*

***a) nëse e kërkon vetë;***

***b) nëse humbet për një kohë të gjatë zotësinë për të ushtruar profesionin e tij;***

***c) nëse dënohet për një vepër penale që e bën të padenjë për të ushtruar funksionin e gjyqtarit;***

***d) nëse këtë e vendos Këshilli Gjyqësor i Republikës...***

*Nuk dhamë hollësisht cilat ishin kushtet e këtyre paqeve veç e veç, po përgjithësisht ishin këto:* ***1) t'i jepte sulltanit të katër bijtë si peng të besnikërisë së tij, me zotimin nga ana e sulltanit që njëri prej këtyre do të lëshohej pas vdekjes***

*së Gjon Kastriotit për të zënë fronin e zbrazët të principatës së Matit; 2) t'i lëshonte fortesën e Sfetigradit; 3) t'i jepte Dibrën e Poshtme dhe të Sipërmen, me ca privilegje vetëqeverimi për vendësit; 4) të lidhte me të një aleancë, në bazë të së cilës Gjon Kastrioti të ishte i detyruar t'i dërgonte një ushtri sulltanit në çdo luftë që do të kishte me fqinjët; 5) të njihte sulltanin për zot dhe t'i paguante haraç.*

§ 123. Pikëpresja përdoret ndonjëherë për të ndarë edhe fjali të varura homogjene të bashkuara pa lidhëza ose me lidhëza bashkërenditëse kur janë mjaft të zgjeruara ose kur kërkohet të ndahen në mënyrë të prerë e të tërhiqet vëmendja mbi secilën prej tyre:

*E panë me sy **të sulet i pari; të marrë pjesë në të gjitha përpjekjet si një ushtar i zakonshëm; të japë komandë për çdo lëvizje, pa hmbur gjakftohtësinë në mes të rrebeshit më të tmerrshëm; të manovrojë me shpejtësi e mjeshtëri; t'i turbullojë kokën kundërshtarit duke e goditur nga fusha e betejës.***

§ 124. Ndonjëherë mund të ndahen me pikëpresje nga fjalia drejtuese një a disa fjali të varura (sidomos shkakore me lidhëzën *se* e rrjedhimore me lidhëzën *kështu që*), kur janë të gjata a të zgjeruara me fjali të tjera ose kur kërkohet të theksohen faktet e shprehura prej tyre:

*Ndryshe do të derdhej gjak më kot dhe përfundimi do të ishte një robëri më e keqe se e para, dhe atëherë çdo shpresë për të nesërmen fluturonte; **se** një punë si kjo niset një herë dhe, në mos vaftë mbarë, rasti dhe mjetet për ta nisur ikin dhe s'kthehen kurrë prapë.*

*Me këtë sjellje fitoi dashurinë e ushtarëve, aq sa kishte nderimin e tyre për fitimin e betejës; **kështu që** të gjithë qanin nga mallëngjimi dhe pritnin pa durim orën e shërimit, që të jepnin jetën e tyre nën flamurin e tij, sikur të ish e mundur, një mijë herë.*



§ 125. Pikëpresja mund të përdoret edhe për të ndarë gjymtyrë homogjene të fjalisë, të bashkuara pa lidhëza, kur janë të zgjeruara me gjymtyrë të tjera a me fjali, sidomos kur brenda këtij zgjerimi është përdorur presja, si dhe për të ndarë vargje gjymtyrësh homogjene që janë të lidhura më ngushtë ndërmjet tyre nga përmbajtja:

a) Në orën dy e gjysmë arritën të fundit: ***Dokë Velabishti**, tetëdhjetë vjeç, prijësi i fushës së Korçës; **Bardh Gjergu**, prijës i Shpatit, që rridhte nga Gjergj Golemët dhe që thuhej se kishte fëmijë me një zanë; **Shpend Shëndëllia**, hero popullor me tri këngë, njëra prej të cilave këndohej...*

b) Në zonat e përmbytura janë dërguar për ndihmë ***mijëra palë** këpucë, këmisha, çorape e materiale të tjera veshmbathjeje; **sasi** të rëndësishme mielli, orizi, sheqeri, makaronash etj.; **materiale farmaceutike** për spitalet; **shuaj, penj, makina** qepëse e **vegla** të ndryshme; **fletore, libra, lapsa** e **materiale** të tjera.*

§ 126. Për përdorimin e pikëpresjes në shënimet bibliografike shih § 172.

## 6. DY PIKAT (:)

Dy pikat tregojnë një ndërprerje të tekstit dhe shërbejnë për paralajmëruar fjalët që riprodhohen në ligjëratën e drejtë, një sqarim a shpjegim, një numërim gjymtyrësh homogjene, një argumentim të diçkaje që është thënë në pjesën tjetër të fjalisë a të periudhës.

**§ 127.** Dy pikat përdoren në ligjëratën e drejtë për të ndarë fjalët e autorit nga fjalët që riprodhohen, kur fjalët e autorit prijnë. Në këtë rast ato ndiqen nga një vizë ose nga thonjëzat:

*Gjergj Kastrioti e nxori shpatën nga milli dhe thirri: "Për Arbërinë, o burra mbi ta!"*
*U dëgjua zëri i komandantit: "Zjarr!"*
*Me të mbetur vetëm me të, i pëshpëriti: – Mos ke treguar ndonjë gjë për ngjarjen e javës së kaluar?*
*Sa po u thoshte edhe të tjerëve, kur Tomi ia pat: – Jepuni këmbëve, vajza, po vjen zonjusha Lulushe!*
*Atëherë vrapoi te ai, e shkundi fort dhe i thirri në vesh: – Genc, zgjohu!*
*Romantikët tanë ishin nga ata poetë, për të cilët Viktor Hygoi thoshte: "Jeta ime është juaja, ju jetoni atë që jetoj edhe unë."*

**§ 128.** Dy pikat vihen para një liste ose numërimit të një vargu gjymtyrësh homogjene:
*Vera shkelte ku mundte:* ***mbi barin e njomë, mbi rrëkezat e kristalta të burimeve, mbi fletët e thata të pyjeve.***



*Thuajse gjithçka në dhomën e tij sikur kishte një ngjyrë portokalli që të vriste sytë:* ***mbulesa e shtratit, muret, dritaret, deri edhe tavani.***
*Lagunat kryesore janë: e* ***Vilunit,*** *e* ***Patogut,*** *e* ***Bishtarakës,*** *e* ***Karavastasë,*** *e* ***Nartës,*** *e* ***Pashalimanit.***
*Ka tri lloje kryesore shkëmbinjsh:* ***shkëmbinjtë magmatikë, metamorfikë dhe sedimentarë.***

**§ 129.** Dy pikat mund të paralajmërojnë një fjali që përbën një shpjegim, një zgjerim ose një përfundim të fjalisë së mëparshme:

*Kur i kalova përpara, ngriti sytë dhe më sajoi një buzëqeshje të madhe, si për të më thënë: "Një drekë pune".*

*Në atë shkollë fëmijët ishin të përzier: kishte edhe nxënës mjaft të talentuar dhe të tjerë me probleme, djem që ishin përjashtuar nga shkollat publike.*

*Ujërat kishin vërshuar mbi barrierat e lumit: dallgët kishin vënë përpara egërsisht sfratin e shkërmoqur.*

*Fëmijët e bariut luanin aty pranë lodrën e ujkut dhe të qenit: ujku sulmonte kopenë, qeni dhe barinjtë ia prisnin udhën dhe e ndiqnin.*

*Asnjë i vdekur, asnjë i plagosur: pra asgjë me rëndësi.*

**§ 130.** Dy pikat përdoren edhe për të ndarë dy fjali të bashkuara pa lidhëza, kur e dyta tregon shkakun ose pasojën e së parës:

*Nuk munda të vij: binte shi.*

*Nuk do të më buzëqeshte më, nuk do të më fliste më: kishte vdekur.*

*Duhet të bisedoj me të: s'rrihet më kështu.*

*Çuditërisht, prania e tij më ngushëllonte: të paktën ai s'më kishte braktisur.*

*Djaloshi duhej të ishte zgjatur kohët e fundit: mëngët e xhaketës i rrinin të shkurtra.*

*Jo, më mirë shkojmë: jemi shumë vonë.*

**§ 131.** Dy pikat përdoren edhe si një mjet stilistik, kur duam të veçojmë një thënie për ta theksuar më shumë, herë–herë duke e kumtuar si diçka të papritur:

*U deshën njëzet minuta për të gjetur shtëpinë: njëzet minuta skëterrë.*

*Befas u përmenda: gjyshja po plakej.*

*Goja e varur, buzët e përvjela dhe hunda përpjetë: ishte i llahtarshëm.*

*Ishte në një tjetër botë: ai qe zgjuar nga një gjumë shekullor.*

**§ 132.** Dy pikat vihen pas fjalëve *p.sh., si, si p.sh., siç janë,* kur paralajmërojnë numërimin dhe ndiqen nga një varg gjymtyrësh homogjene:

*Në folklor pasqyrohen me bukuri të veçantë cilësitë më të mira të popullit tonë, si: ndjenja liridashëse, patriotizmi, dëshira për punë, besa, nderi, mikpritja, mençuria dhe përvoja e tij e pasur.*

*Deri në atë kohë përdoreshin disa alfabete, si p.sh.: alfabeti i Stambollit, i shoqërisë "Bashkimi" në Shkodër (1899), i shoqërisë "Dituria", i gazetës "Shqipëria" e Bukureshtit, "Albania" e Brukselit, ata të arbëreshëve (De Rada, Z.Skiroi etj.) etj.*

**§ 133.** Dy pikat vendosen edhe në tituj, për një njoftim eliptik:



*Krijimi i Administratës Kushtetuese: Shpallja e Kushtetutës së vitit 1876.*

*Toka: Historia dhe legjenda.*

**§ 134.** Dy pikat vihen para tingullimitimeve që riprodhojnë tinguj e zhurma të ndryshme, kur vijnë pas fjalësh që i paralajmërojnë:

*Në oborr, në degët e dendura të një portokalli ia thoshte përvajshëm një kumri: gu–gu–gu!*

*Po! Unë këndoj gjithnjë që në mëngjes e gjer në mbrëmje, këndoj tërë jetën ... Ja dëgjo: cili–cili–cilik!*

**§ 135.** Dy pikat përdoren midis numrave që tregojnë orët dhe minutat:

*Erdhi në orën 10:00.*

## 7. SHUMËPIKËSHI (...)

Shumëpikëshi është shenjë pikësimi e përbërë prej tri pikash të njëpasnjëshme (...), që shërben për të treguar një ndërprerje të ligjërimit ose lënie jashtë tekstit a mungesë në tekst të një pjese të tij për arsye të ndryshme. Ndërprerja ose lënia jashtë tekstit mund të bëhet në fjali, në periudhë dhe në fjalë të veçanta.

§ 136. Shumëpikëshi vihet para një fjale me ngarkesë emocionale (ironi etj.) për të treguar ndërprerjen e ligjërimit përpara saj, me qëllim që të vihet më shumë në dukje:

*Kaloi kjo furtunë.*
*Një ditë e pat.*
*Vërtet s'bëmë punë,*
***Por bëmë ... debat!***

*Dola nga takimi me premtimin se do të shkruaja patjetër për këtë përvojë me vlerë* **të... madhe.**

§ 137. Përdoret shumëpikëshi për të shprehur pushime ose ndërprerje të gjata në një të folur me ritëm të ngadaltë:

*I dolën përpara si në një vegim të shpejtë sofrat e Kalcës.* ***Të mëdha, të rënda... Të punuara trashë... Kush nuk ishte shtruar në ato sofra...*** *Miq, rrugëtarë, të varfër dhe pa strehë ishin shtruar përpara tyre.*



§ 138. Shumëpikëshi përdoret për të shprehur mungesën ose vonesën e përgjigjes në dialog:

*– Ti Shqiponjë qenke?*
*– ...*
*– Eja këtu, pa eja.*
*Shqiponja e zbehur në fytyrë hyn brenda.*
*U ngrit më këmbë, nxori nga një kamare një libërth.*
*"* ***... E sheh këtë libërth?*** *Është fare i vogël, rëndon sa një pupël zogu, po pati një forcë shume të madhe.*

§ 139. Shumëpikëshi përdoret për të treguar mungesën në tekst të një thënieje kur i lihet lexuesit ta marrë me mend ç'ka dashur të thotë tjetri, kur ndërhyn diçka, kur folësi ndërron mendje ose nuk e gjen dot fjalën e përshtatshme, kur ngurron ta shfaqë deri në fund mendimin etj.:

*Edhe pak, – thoshte me vete, – edhe pak.* ***Sa të korrim grurin, sa të mbledhim duajt e fundit, pastaj...***

*Sadoqë dëshpërohej për fatin e saj të keq, Rina kishte një shpresë të fshehtë:* ***"Ja, sa të më rritet djali, pa ..."***

*Po ti iu rrite babait, moj bijë, e do të na lësh.* ***Atëherë, si do të bëjë babai pa*** ... Deshi të *thoshte " pa ty ", po Vita nuk e la ta mbaronte fjalën.*

*– E sa kohë kemi udhëtuar që kur jemi nisur nga planeti Matela?*
*– Tre vjet. Dhe, po të përdorim masën tuaj, kemi përshkuar një distancë prej 55 trilionë kilometra.* ***Tani duhet të vësh...***
*Një dritë e zbehtë u pasqyrua në ekranin e cikloskopit. Ajo e përshkoi ekranin me shpejtësinë e vetëtimës dhe u zhduk.*

*Hajde të folur, hajde! Ia kaloi edhe Flamurit. Deri këtu paska arritur ky.* ***Unë kujtoja se ... Nejse.***

*Po, por infermieri sesi më vështronte kur m'i thoshte të gjitha këto.* ***Kishte një buzëqeshje, një buzëqeshje... – ai s'e gjeti dot fjalën e duhur për ta thënë.***

*Po pastaj ?* ***Ç'do të bëhet në qoftë se ...***

*Mevla Çelebiu nuk guxoi të thoshte "në qoftë se kalaja nuk merret".*

§ **140.** Shumëpikëshi përdoret për të treguar se janë lënë jashtë tekstit fjalë a thënie që s'duam t'i përmendim:

Ai ktheu kokën që larg dhe thirri:

– ***E di ç'bëj unë me ato kronikat tuaja të mykura?...*** Këtu Siri Selimi tha dy fjalë shumë të rënda për veshin e historianit.

§ **141**. Shumëpikëshi përdoret në shkurtimet e datave ose të fjalëve të cilat lihen jashtë tekstit kur nuk duam t'i japim të plota, kur s'na kujtohen ose kur nuk duam t'i shkruajmë të plota për arsye etike.

*Aty nga fillimi i majit të vitit* ***197...*** *bashkëshortët Dafa u transferuan në njërin nga sektorët e bonifikimit të qytetit.*

– Ti, shoko, s'pyetke fare për të ftohtët. Nga të kemi?

– *Nga rrethi i* ***T...***

– E morët vesh? *Fotografinë e tim biri e kanë vënë atje në* ***mu...*** *si i thonë...*

– *Muze, –tha plaku.*

*Me këtë që bëre e* ***dh****... fare!.*

§ **142**. Shumëpikëshi përdoret pas një numërimi që nuk jepet deri në fund:

*Ja ta zëmë sikur ta caktojmë Dritën* ***një,*** *vëllanë e saj* ***dy,*** *ty* ***tre****...*



§ **143.** Shumëpikëshi përdoret në citime për të treguar që fjalia a periudha nuk jepet e plotë në fillim, në mes a në fund të saj:

*Dhe populli këndoi:* ***"...Mitroja me maliher, italianët në det hedh".***

*Mirëpo ... fjalët e të vjehrrit:* ***" ...Ti i ke bërë hesapet pa hanxhinë"*** dhe fjalët e së vjehrrës: ***"... Si na e punove kështu! Ne bëheshim gati për dasmë, kurse ti..."*** *e bënë Kujtimin të mendonte dhe për fatin e Bardhës.*

§ **144**. Në ushtrimet gramatikore, aritmetike etj. shumëpikëshi përdoret në vend të një shkronje, fjale, numri a shenje aritmetike që nxënësi duhet ta plotësojë:

*Në vendet e lëna bosh përdorni trajtat e shkurtra që duhen:*

***Në sfondin e zymtë të detit të egërsuar, kur edhe anijet e mëdha mezi ... bëjnë ballë***

***dallgëve të fuqishme, detarët tanë ... ngjajnë zgalemëve që luftojnë me stuhinë.***

# 8. THONJËZAT* („„«» ‘ ’)

Thonjëzat tregojnë se teksti i përfshirë në to nuk është i një natyre me pjesën tjetër të tekstit ose përdoret me një kuptim jo të zakonshëm.

**§ 145.** Thonjëzat përdoren në ligjëratë të drejtë për të veçuar e për të dalluar fjalët që riprodhohen nga fjalët e autorit (fjalët që paralajmërojnë fjalët e riprodhuara ose që tregojnë se kujt i përkasin ato fjalë). Ato vendosen në fillim dhe në fund të ligjëratës së drejtë:

*Gjysmë ore më parë dikush vraponte nëpër rrugën mbretërore duke thirrur si i marrë:*
***“Qendra ra. Gjermanët po tërhiqen drejt xhadesë veriore. Qendra ra.”***

*Sa për atë, kishte pamjen e njeriut që thotë:* ***“Pa të shohim si do t’ia bësh tani.”***

*Motoja e saj janë fjalët e Naimit:* ***“...dhe drita e diturisë përpara do të na shpjerë!”.***

***“Dhe thonë pastaj që fëmijët grinden gjithmonë”,*** *mendoi Eva e hidhëruar.*

***Shënim 1.*** Thonjëzat vihen pas pikëpyetjes a pikëçuditjes,

* Thonjëzat mund të realizohen grafikisht në dy forma që nuk paraqesin ndonjë ndryshim në përdorim. Thonjëzat e larta (“ ”) të quajtura dhe *angleze,* janë më të zakonshme në kompjuter. Thonjëzat e ulta (« ») të quajtura edhe franceze janë më pak të përdorshme.



kur fjalët që riprodhohen, formojnë një fjali a periudhë pyetëse a thirrmore, por vihen përpara kur ato nuk i i përkasin vetëm ligjëratës së drejtë :

*Isha e gatshme t’i mbaja ison, kur papritmas mendova:* ***“Prit një minutë! Në fund të fundit ne jemi si dy motra, apo jo?”***

*Kësaj unë iu përgjigja me një vështrim që thoshte:* ***“Me mua s’të ecën!”*** *dhe vazhdova rrugën.*

*Por përgjigjja kishte qenë:* ***“Guxon të të shkojë në mendje të më kritikosh?”***

*A nuk ia kishte përsëritur aq e aq herë:* ***“Eja ti, pa do të ta gjejmë ne punën”?***

***Shënim 2.*** Nëse pjesa e mbyllur në thonjëza përbën një periudhë sintaksisht të pavarur nga teksti tjetër, pika që mbyll periudhën vendoset para thonjëzave të fundit:

*Ai është i ndërgjegjshëm për dështimin, por i njeh një meritë:* ***“Sidoqoftë ekspedita e tij e ndriçoi disi çështjen e faunës së atyre rrethinave.”***

*Një mendim më rrihte si çekan në tru:* ***“Është babai im. Është babai im.”***

**§ 146.** Kur fjalët që riprodhohen, formojnë një fjali dëftore dhe ndodhen para fjalëve të autorit, zakonisht para thonjëzave vihet presje. Në këtë rast nuk vendoset vizë mbas thonjëzës së dytë:

***“E paska radhën plaku për të dëgjuar,”*** *thashë me vete dhe fillova të trokitja derë më derë.*

***“Ti pra qenke ajo bursistja,”*** *kishte shtrembëruar buzët ajo.*

***“Nervi është i dëmtuar, duhet operuar,”*** *më tha kur u kthye pas pak.*

§ 147. Kur fjalët që riprodhohen ndahen në dy pjesë prej fjalëve të autorit, thonjëzat vihen në fillim e në fund, në qoftë se pas fjalëve të autorit nuk vihet pikë. Në këtë rast fjalët e autorit ndahen me presje dhe vizë nga ligjërata e drejtë. Kur përdoren thonjëzat (dhe jo vizat), pika vendoset pas thonjëzave:

***"Po të duash duhan të mirë,** – më kishte thënë ai me një zë të thellë, —**provo një nga këto cigaret e mia. M'i dhuroi mbrëmë një shok".***

***"Po,** – i ishte përgjigjur Taku para se ta mbyllte telefonin, – **më përgatit një raport me të gjitha hollësirat teknike".***

***"Le të jemi të ndershëm,** – ishte shprehur Mëhilli, – **të gjithë e dimë se edhe ne kemi gabuar!"***

***"Po atëherë,** – thashë me vete, – **ç'vlerë ka t'i rrisësh ato bimë pa kokrra?"***

Po, në qoftë se pas fjalëve të autorit vihet pikë, të dyja pjesët që formojnë fjalët e riprodhuara, vihen në mes thonjëzash:

***"Dhe tani ju prezantojmë rubrikën tonë të re fantastike të pranverës,"** ishte shprehur Niku. **"Dhe, ju prezantojmë gjithashtu edhe drejtuesen e re dhe fantastike të emisionit tonë,** – kishte vazhduar, – **edhe ajo e re në televizion".***

*Çdo ditë ne pritnim nisjen. Më keq nga të gjithë i vinte gjyshes. Atë s'e mbante vendi.*
***"Po si kështu, more bijtë e nënës, do të më lini vetëm?"** na pyeste ajo me dashuri. **"Do të mbetet e shkretë kjo shtëpi pa ju!"***

§ 148. Kur një citim është i gjatë, dy ose tre paragrafë, çdo fillim paragrafi duhet filluar me thonjëza, por thonjëzat mbyllëse duhet të vihen vetëm në fund të tekstit të cituar:

*"Ka shumë mënyra në të cilat një individ mund të kurseje energjinë, – nisi spikeri fjalën e tij.*



*"Le të themi, p.sh. se të shuashësh radion, televizorin ose çdo aparat tjetër kur nuk je duke i përdorur ato, jep një ndihmë.*

*"Të bëhesh i vetëdijshëm rreth mjeteve të udhëtimit është gjithashtu në favor të kursimit.*

*A është e nevojshme të ecësh me makinë, kur mund të ecim me këmbë, t'i hipim biçikletës ose të përdorim mjetet publike? Të gjitha këto mund të duken të parëndësishme.., por në të vërtetë edhe ne japim një kontribut."*

§ 149. Përdorimi i thonjëzave është i domosdoshëm kur riprodhohen fjalët e dikujt që nuk është i pranishëm në bisedë ose kur bëhet fjalë për një monolog të personazhit. Vini re përdorimin e alternuar të vizës së dialogut[4] dhe të thonjëzave në këto fjali:

*– Më pyet shumë për ty, zemër.* ***"Si është Genta, zonjë?"*** *më thotë.* ***"Është e vërtetë që është vajzë e mirë?"***
*– Dhe ti përgjigju:* ***"Jo, është e keqe,"*** *ia pata me inat, duke ngjyer gishtin me reçel.*

*Deshi ta pyeste:* ***"Çfarë je?"****, por, duke menduar se nuk do të tingëllonte si pyetje e një njeriu të sjellshëm tha thjesht: – Kush je?*

***"Domethënë rreh gjetkë çekani,"*** *mendoi me vete djaloshi.*

§ 150. Thonjëzat përdoren shpesh për të treguar përdorimin e posaçëm (aluziv, ironik) të një teksti,* të përfshirë brenda tyre.

*Vetëdija se janë* ***"të huaj te ky dhé"*** *ka qenë përherë e gjallë në psikologjinë e arbëreshëve.*

[4] Për të ndarë replikat nga njëra–tjetra, përdoret viza.
* Në shtyp fjalët që përdoren me një kuptim të veçantë ose që kanë ngarkesë emocionale, mund të dallohen edhe me ndërrimin e karakterit të shkronjave.

*Pastaj u regjistrova në një shkollë të posaçme, le ta quajmë **"akademike"**, qëllimi i së cilës ishte përgatitja e nxënësve për në universitet.*

***"Çerdhe volterianësh"** u quajtën në atë kohë kolegjet shqiptare dhe ky përcaktim nuk ishte pa baza.*

*Dëshmia e **"katër burrave të ndershëm"** ishte e mjaftueshme për t'i shpallur fajtorë.*

*Ai ishte **"delja e zezë"** e familjes.*

*Më së fundi një grup piktorësh të rinj organizuan aty për aty një ekspozitë me **"piktura të paqes"** dhe nisën të vërdalloseshin mes turmës me zhgarravinat e tyre.*

*Sidoqoftë, në përgjithësi, cilido qoftë gjykimi ynë për këto shenja, nuk mund ta shpërfillim ekzistencën e tyre: mjaft **"të navigosh"** disa minuta për të gjetur me dhjetëra të tilla*

***Shënim 1.*** Kur një fjalë, grup fjalësh ose fjali, pjesë e një periudhe, të mbyllura në thonjëza, ndodhen në fund të fjalisë a të periudhës, shenja e pikësimit e fjalisë a e periudhës vihet pas thonjëzave:

*Në punën e Qemalit harmonizoheshin me një bukuri të pashoqe seriozitetі dhe përgjegjësia që i diktonte momenti historik, entuziazmi me disiplinën. Prandaj shokët me të drejtë i kishin vënë emrin **"Rregulli"**.*

*Sa herë që argumentet e tjera dalin jashtë loje, ngjallen oguret e **"bujës"** dhe të **"rrëmujës"**, të mbështetura në besimet **"shekullore"**.*

*Kur isha e vogël, uroja që im atë të ishte si ata, sepse do të bëja pjesë në **"grup"**.*

*Aty ruanin kodin e tyre të fshehtë, rregullat e **"klubit të cubave"**.*

***Shënim 2.*** Duhet të përdoren edhe thonjëzat njëshe, në qoftë se përdoren thonjëzat brenda një teksti të mbyllur në thonjëza:



*"Megjithatë, filizat e njomë janë atje dhe ata vit për vit do të hedhin shtat e do të lartësohen. Ç'është ky budallallëk që po mendoj, sikur tani është vonë. Për të filluar një punë të mirë, s'është asnjëherë vonë. Emini po u afrohet të tridhjetave, kurse fëmijët do të thonë: **'Kur ishim ne të vegjël, filloi hapja e tokave të reja.'** Ja, pra, për ata është shumë herët."*

*"Ishte Rusoi, – deklaroi folësi, – që shprehej se **'njeriu ka lindur i lirë, por kudo ai është në zinxhirë'"**.*

*Një kritik është shprehur: "Nuk është e pamundur që letërsia të depërtojë shumë më thellë sesa të gjitha spekulimet shkencore të imagjinueshme në atë që shpesh e quajmë **'shpirti i njeriut'**".*

***Shënim 3.*** Në ligjërimin e folur thonjëzat deklarohen për të lehtësuar pohimin:

*E mban veten si gjeni, po ama midis **thonjëzash**.*

**§ 151.** Vihen në mes thonjëzash parullat etj. kur jepen pas fjalëve *parullë, thirrje, lëvizje* etj.

*Rryma letrare **"Stuhi dhe vrull"** pati përfaqësues të shquar që mbetën në letërsinë gjermane.*

*Thirrja **"Atdheu në rrezik!"** ngriti në këmbë popullin...*

**§ 152.** Në thonjëza vihen, kur jepen në tekst, edhe emrat e përveçëm a togfjalëshat që emërtojnë:

a) gazeta, revista, libra, vepra muzikore:

*Teatri ynë vuri në skenë dramën **"Toka jonë"**.*

*Ishte shtrirë në shtrat dhe vazhdoi të merrej me revistën **"Mekanika për të gjithë"**, duke më injoruar në mënyrë të hapur.*

*Shkrimi, i botuar së pari në revistën **"Klan"**, pati jehonë në publik.*

b) rrugë, bulevarde, sheshe, stadiume, lagje, hotele, kinema, teatro, ndërmarrje, uzina, kombinate, hidrocentrale, vaporë, njësi ushtarake, shkolla, shoqata etj.

*E pra, në këtë kohë, alfabete të ndryshme, si p.sh. ai i Stambollit, i shoqërisë* ***"Bashkimi"*** *në Shkodër (1899), i shoqërisë* ***"Dituria"****, i gazetës* ***"Shqipëria"*** *e Bukureshtit,* ***"Albania"*** *e Bruksëlit, ata të arbëreshëve (De Rada, Z. Skiroi etj.), i gazetës* ***"Drita"*** *gjëllinin në faqet e librave dhe revistave.*

***Shënim.*** Emërtime të përveçme, si: *Rruga e Dibrës, Hoteli i Gjuetarëve, Shkolla e Kuqe* etj, që kanë në përbërjen e tyre emra të përgjithshëm, nuk vihen në thonjëza:

Kaluam nga *Rruga e Dibrës.* Nxënësit e *Shkollës së Kuqe* ishin mbledhur në një ceremoni.

c) tituj, urdhra, kur vijnë pas këtyre fjalëve:

*Presidenti i Republikës i akordoi urdhrin: "Naim Frashëri".*

ç) markat e cigareve, pijeve, makinave etj.:

*Po gjete "Kabërnet" ose "Sheshi i zi", merr tri-katër shishe.*

**§ 153.** Në vepra shkencore vihet në thonjëza përkthimi a shpjegimi i një fjale të huaj ose përkthimi në gjuhë të huaj i një fjale shqipe:

*Kështu, bie fjala, përkimet leksikore rumune-shqiptare: brîu* ***"brez"...***

*...termi "i prejardhur" është përdorur me kuptimin e frëngjishtes* ***"dérivé"***

*Fizika (nga greq. Fisis* ***"natyrë"****) është shkenca që studion...*



# 9. KLLAPAT () [ ]

Kllapat përdoren për të veçuar fjalë, fjali a periudha që shtohen në një tekst për të shprehur vërejtje a sqarime plotësuese. Ato përdoren kur presjet ose vizat nuk do të mjaftonin, sepse koncepti i shprehur brenda kllapave, dallohet shkoqur nga pjesa tjetër e fjalisë.

Kllapat, ashtu si edhe thonjëzat, janë shenja dyshe, d.m.th. ka një kllapë hapëse e një kllapë mbyllëse. Kllapat janë dy llojesh: të rrumbullakëta e katrore. Kllapat e rrumbullakëta kanë përdorim më të gjerë, kurse kllapat katrore përdoren më rrallë në raste të veçanta, zakonisht në tekste shkencore.[5]

## I. Kllapat e rrumbullakëta

**§ 154.** Mbyllen në kllapa fjalë e fjali të ndërkallura, që kanë një lidhje të dobët me pjesën tjetër të fjalisë a të periudhës, sepse përbëjnë informacione shtesë.

*Më priti me përzemërsi* ***(sidoqoftë pa buzëqeshje të tepruara)*** *dhe më ftoi të hyja.*

*Deti, i cili atë pranverë dukej sikur ishte afruar* ***(atëherë shquheshin gjer shkumëzimet e bardha të dallgëve dhe barkat e vogla të peshkatarëve)****, tani qe larguar përsëri e nuk zinte në horizont veçse një vetull gjë.*

[5] Përveç këtyre ekzistojnë edhe kllapat e përdredhura {}, që përdoren kryesisht në matematikë.

*Kontrollova postën **(asgjë)** dhe u futa brenda pa e zgjatur.*

*Goni kishte komentuar **(fjalë për fjalë):** "Është shumë shpejt për të vendosur paqen."*

*Më 13 korrik kaloi në Berlin **(Muri nuk ishte ngritur ende)** dhe u prit nga ministri i atëhershëm i Tregtisë së Jashtme.*

***Shënim 1.*** Përpara kllapës nuk vendoset asnjë shenjë tjetër pikësimi, ndërsa pas kllapave, pikësimi i përshtatshëm për gjithë fjalinë.

*Romani i tij i parë, që doli më 1989 **(pra kur autori ishte 25 vjeç)**, u prit nga kritika si një roman i jashtëzakonshëm dhe autori fitoi famë të madhe. Romanin e vet të dytë autori tashmë e ka harruar **(siç shprehet vetë)**, por jo të tjerët.*

*Megjithëse e lexova dy herë atë letër **(dhe leximi i dytë ishte po aq i kujdesshëm sa i pari)**, disa pika i kam ende të errëta.*

*Dhe ja se ç'mora vesh **(nga burime shumë të besueshme)**: gjatë muajve të fundit janëbërë edhe disa pranime të reja...*

***Shënim 2.*** Kur fjala a fjalia e ndërkallur ndodhet në fund të fjalisë a të periudhës, shenja e pikësimit që i takon fjalisë a periudhës, vihet pas kllapës:

*Gjenerali, si zuri vend mirë, ngaqë s'kish ç'të bënte, hapi fletoren. Fleta e parë mungonte **(në shumicën e ditarëve që kishin gjetur, mungonin gjithmonë fletët e para).***

***Shënim 3.*** Kur fjalia e ndërkallur në kllapa është pyetëse ose thirrmore, në fund të saj, vihet shenja përkatëse e pikësimit, pikëpyetja ose pikëçuditja; nëse kjo lloj fjalie është në fund, pas kllapës vendoset pika:



*Nga ky çast **(a i kishte mbushur 17 vjeçët vallë?)** te ai mbiu fara e tolerancës.*

*Ai pohon me këmbëngulje që natën e kaluar **(e pabesueshme!)** një objekt i madh i shndritshëm u ul në kopshtin e tij.*

*...shumë njerëz, duke e parë ashtu të bukur e elegante në arkivol, me dylbitë e vëna mënjanë **(o Zot, ç'do të shikojë me to në varr të zi! – kishte thënë plaka Shano)**, shumë njerëz pra kishin psherëtirë: lum ajo!*

*Kërkesat e hartuara në mënyrë të gabuar shkaktojnë vonesa të konsiderueshme në praktika **(a duhet t'i pranojmë ende?).***

**§ 155.** Mbyllen në kllapa për t'u veçuar nga teksti letrar treguesit skenikë në veprat teatrale. Ndërkaq këto mund të dallohen nga pjesa tjetër e tekstit edhe nga lloji i shkronjave (të pjerrëta ose të zeza).(shih edhe § 9)

*Jonuzi – **(thërret)** Mira!*
*Mira – **(nga brenda)** Urdhëro baba! **(Hyn.)***
*Jonuzi – Sillmë enën e ziftit këtu dhe thirrma Petritin. Shpejt! **(Mira hyn në kuzhinë dhe del bashkë me Petritin, që mban enën e ziftit.)***

**§ 156.** Mbyllen në kllapa shkurtesa të emërtimeve të plota ose fjalë që zbërthejnë një emërtim të shkurtuar. Këto mund të jenë:

a)Shkurtesa të emërtimeve të plota të organizatave, shoqërive, institucioneve, shteteve, kur vijnë pas emërtimit të plotë dhe anasjelltas:

*Instituti i Statistikave **(ISTAT)***
*Instituti i Sigurimeve **(INSIG)***

*Fjalori i gjuhës së sotme shqipe* ***(FGjSSh)***
*ISO* ***(International Organization for Standardization)***
*SHBA* ***(Shtetet e Bashkuara të Amerikës)***

b) simbole kimike:
*kripa e gjellës* ***(NaCl)****, sulfat natriumi* ***($Na_2SO_4$)*** *klorur kalciumi* ***($CaCl_2$)****, klorur magnezi* ***($Mg_2Cl_2$)****, sulfat magnezi* ***($MgSO_4$)***

c) të dhëna teknike:
*Linja punon me ushqim nga rrjeti* ***(220 V, 50 Hz).***

d) saktësime:
*Kulti panik* ***(i perëndisë Pan)***

*Tregimi "Metropoli"* ***(triptik)****, i botuar në numrin e fundit të gazetës "Drita"*

*Shtrirja maksimale midis pikës më V* ***(Vermoshi)*** *dhe pikës më J* ***(Konispoli)*** *është 335 km, midis pikës më L* ***(fshati Vërnik)*** *dhe pikës më P* ***(Sazani)*** *është 150 km.*

e) pseudonimet, kur vijnë pas emrit të vërtetë ose anasjelltas:
*Asdreni* ***(Aleks Stavre Drenova)***

*Millosh Gjergj Nikolla* ***(Migjeni)***

*Nonda Bulka* ***(Chri-Chri)***

f) emri i një krahine a i një shteti kur vjen pas një emri gjeografik që i përket kësaj krahine a këtij shteti:
*Skuadra e Udines* ***(Itali)*** *e nisi kampionatin...*

g) emrat e përveçëm të huaj me drejtshkrimin e gjuhës përkatëse kur jepen krahas transkriptimit të tij në gjuhën shqipe:



*Shenjat e emocioneve* ***(emoticon ose ndryshe Smileys)*** *u shpikën nga një pioner i botës së BBS, Scott Fahlman, në vitin 1981, kur kompjuteri ishte ende diçka e rrallë.*

*Shekspir* ***(Shakespeare)****, Shopen* ***(Chopin)****, Balzak* ***(Balzac)***

*...gjatë përpunimit të të dhënave* ***(data processing)***

gj) data, të lindjes ose të vdekjes:
*De Rada e patriotët e tjerë arbëreshë i shohin tani mundësitë e çlirimt të atdheut Brenda në Shqipëri, ku, siç thosh poeti në një letër dërguar Dora D'Istrias* ***(26.VI.1867).***

*Po kështu veproi edhe Gavril Dara i Ri, që kishte drejtuar* ***(1871-1874)*** *në Romë gazetën e Krispit "La Riforma".*

*Rrethimi i Dytë i Krujës* ***(1466)***

*Fundi i Luftës së Dytë Botërore* ***(9 maj 1945)***

h) referime në tekstin përkatës:
*Për këto raste mund të përdoret një tabelë* ***(shih tab.6 në faqen 39)***

**§ 157.** Mund të mbyllet në kllapa edhe një pikëpyetje ose pikëçuditje, ose të dyja së bashku kur përdoren për të shprehur mosbesim ose ironi për vërtetësinë e asaj që është thënë më përpara (shih § 39):
*Ky angazhimi juaj* ***(!)*** *më befason.*

*E parashikoj buzëqeshjen ironike të intelektualit* ***(sic!)****, që mendon se një malok (siç i thonë ata me kulturë të bastarduar), s'vlen për një intervistë...*

§ 158. Për të veçuar (kryesisht në nënndarje) një numër arab ose një shkronjë të vogël që tregon rendin e rasteve ose të argumenteve në një vepër shkencore, rregullore, udhëzues, kod etj., përdoret vetëm kllapa mbyllëse:

*Nga sa u shtjellua në këtë kapitull, mund të theksohen këto përfundime të përgjithshme:*
*1) Në gjuhën shqipe, ashtu si dhe në mjaft gjuhë të tjera indoevropiane, sistemi i rasave është thjeshtuar...*

*Këshilli qiellor vendosi njëzëri:*
*a) Të dy ish-diktatorët të mos pranohen në parajsë.*
*b) Të mbyllen në kafaz në kopshtin zoologjik.*

***Shënim.*** Nuk është fort e pëlqyeshme që në një tekst të përdoren shumë kllapa. Kllapat janë shumë të pëlqyeshme për atë që shkruan, por nuk duhet të jenë shumë të shpeshta ose të përmbajnë fjali shumë të gjata, sepse bëhen shkas që lexuesi të humbasë fillin e mendimit. Ja një shembull i tillë:

## II. Kllapat katrore

§ 159. Kllapat katrore përdoren për të veçuar një fjalë a një togfjalësh brenda një teksti të mbyllur me kllapa të rrumbullakëta:

*(Ndër huazimet italiane të shqipes ato më të vjetrat kanë pësuar më shumë ndërrime fonetike, p.sh. mashtroj* ***[maestria, maestro]****...)*

§ 160. Kllapat katrore përdoren për të veçuar saktësim redaktoriale që shtohen për ta bërë më të qartë përmbajtjen e tekstit:

*Si rezultat* ***[i vendimeve]*** *të Kongresit* ***[të Berlinit]*** *disa pjesë të Shqipërisë iu dorëzuan duarve robëruese të armiqve*



*tanë... (Akte të Rilindjes Kombëtare Shqiptare 1878-1912, T. 1978).*

*Pjesa më e madhe e informacionit për të cilin vërejtjet* ***[gramatikore]*** *që vijojnë...*

*Te këto kombe* ***[të Evropës Lindore e Juglindore – A.Xh.]*** *poetit, shkrimtarit i ra [...] shpesh herë edhe roli i politikanit.*

§ 161. Në botimet dokumentare kllapat katrore me tri pika brenda tyre tregojnë se në tekstin origjinal ka një pjesë të dëmtuar ose që boturesi ka shkurtuar një pjesë të tekstit:

*"Në mes të shkrimeve të tijmë të shtrenjta im atë gjeti, pas rënkimeve të Nik Petës dhe Pal Golemit, një këngë tjetër, e cila në dorëshkrim quhej 'Kënga e spasme e Balës' [...]".*
*Qyteti është ndërtuar mbi një mal, ku, nga ana e jugut, duke iu afruar fushës, laget nga përroi i Klirit* ***[...]***

*Ai e paraqiti si "një burrë të dëgjuar për* ***[...]*** *veprat" e tij.*

§ 162. Në gjuhësi kllapat katrore përdoren për të mbyllur transkriptimin fonetik:

*[K] [ æ]*

## 10. VIZA (–)

Viza kryen disa funksione.

**§ 163.** Në dialog viza e gjatë[6] përdoret për të ndarë fjalët e folësit nga të bashkëbiseduesit (shoqërohet gjithnjë me kryeradhë):

*Pas një vështrimi të kujdesshëm, Agroni i tha:*
*– Duhet të kesh kujdes fytyrën, Dritan.*
*– Fytyrën do ta punoj në fund.*
*– Unë e kam zor me fytyrën.*
*– Edhe unë.*
*– Kë ke pasur si model?*
*– Babanë.*

*–Do të më shoqërosh në shtëpi?*
*–Po, por luaji këmbët.*
*–Vetëm dy minuta dhe erdha.*

***Shënim.*** Në qoftë se fjalët e autorit janë në mes të replikës dhe përfundojnë me pikë, atëherë në fillim të pjesës së dytë të replikës vihet vizë:

*–Sikur jemi lodhur, – tha Landi. – A dalim një herë?*

**§ 164.** Viza përdoret për të veçuar fjalët e autorit në ligjëratën e drejtë. Në këto raste, para vizës përdoret edhe presja kur

[6] Viza e gjatë përdoret edhe si shenjë drejtshkrimore, si p.sh., largësia Tokë-Hënë, ndeshja *Flamurtari - Teuta*, etj. (shih "Drejtshkrimi i gjuhës shqipe" § 69).



fjalia është dëftore, ose pikëpyetja a pikëçuditja kur fjalia është pyetëse ose thirrmore. Kur fjalët e autorit hyjnë në mes të fjalisë, përpara vizave vihet presje:

*– Kujdes mos zgjoni fëmijët, – u dëgjua zëri i partizanes.*
*– Ku janë? – pyeti dikush*
*–Ja tek i ke. – Ajo tregoi anën ku dukeshin tri koka të vogla fëmijësh mbuluar me një rrobë të vetme.*

**§ 165.** Viza përdoret për të veçuar fjalitë e ndërkallura. Ndryshe nga kllapat e rrumbullakëta, që mund të përdoren në raste të tilla, vizat tregojnë një shkëputje më të vogël:

*Në një kushtim që i bëri "Komentarit" përkthyesi i tij i parë më 1539 – kushtimi mban datën 1 qershor – nuk na jep as emrin e autorit...*

*Një natë tek hanim darkë – ishte e shtunë mbrëma më duket – ai i thotë t'et:...*

*Në atë letër – që ishte e para pas largimit të tij nga Lezha – ai i shkruante se ishte fare mirë.*

**§ 166.** Në fjali të mëvetësishme që përmbajnë thënie me karakter përgjithësues (proverba) e në tituj artikujsh, viza mund të përdoret në vend të foljes–këpujë *jam*:

*Besa e shqiptarit – si purteka e arit.*

*Qershori – muaji i korrjes së grurit.*

**§ 167.** Viza mund të përdoret edhe para një ndajshtimi të veçuar me kuptim saktësues, për ta vënë në dukje më shumë, sidomos kur ndahet nga gjymtyra e përcaktuar prej fjalësh të tjera ose prej një fjalie përcaktore (në këto raste në vend të vizës mund të përdoret edhe presja:

*Është kjo arsyeja përse shumica e psikanalistëve heshtin gjatë trajtimit të kësaj çështjeje – **heshtje që varet nga karakteri i shkollës së cilës i përkasin.***

*Nuk është aspak për t'u çuditur që Universiteti – **d.m.th.institucioni i privilegjuar përmes të cilit trasmetohet tradita filozofike, ka qenë vatra e ndryshimeve...***

*Për Sokratin "të njohësh vetveten", do të thotë të njohësh konceptet, ç'është e mira, drejtësia, lumturia – **koncepte që kanë kuptim të përcaktuar vetëm për lirinë.***



# 11. PIKËSIMI NË SHËNIMET NË FUNDFAQE

Shënimet në fundfaqe mund të jenë dy llojesh: shënime të përmbajtjes dhe shënime referimi. Këto të fundit mund të jenë të plota, por edhe të shkurtra, sidomos kur nuk përmenden për herë të parë.

Në shkrimin e tyre përdoren këto shenja pikësimi:

## 1. Te titujt

**§ 168.** Titujt e veprave të veçanta dhe të periodikëve ose botimeve të tjera të serisë shkruhen me shkronja të pjerrëta. Në të gjitha rastet emri i autorit ndahet me pikë nga titulli i veprës. Titulli i veprës ndahet gjithashtu me pikë nga vendi i botimit. Vendi i botimit dhe informacionet që vijojnë ndahen me presje nga njëri-tjetri:

Tolstoj, L. *Lufta dhe paqja*. Tiranë, ShB Arbri, 1999.
Kadare, I. *Kronikë në gur*. Tiranë, ShB Onufri, 2000.
Gombrich, E.H. *Histori e artit*. Tiranë, Fondacioni Soros, 1997.
Blushi, Kiço. *Mëngjesi i një së hëne*. Tiranë, 1980.
Xhojs, Xh. *Koka e kalit*. Tiranë, 1985.

**§ 169.** Titujt e shkrimeve të përfshira në vepra ose artikuj të botuar në periodikë shkruhen me shkronja të zakonshme, midis thonjëzash; pika vendoset pas thonjëzave.

Christie, Agatha. "Tre miushë të verbër". *Dëshmitari i akuzës*. Vëll. 3. Dituria, Tiranë, 2002, f.35-47.

Çaushi, Tefik. "Eskili i parë nga Kadareja". *Universi i Kadaresë*. Tiranë, 1993, f.90.

Naqo, Mina. "Sekretet e yjeve". *Shkenca*, nr. 156. Tiranë, 1989, f. 26.

Fevziu, Blendi. "Të tre e donin jetën". *Klan*, nr. 272 (shtator 2002). Tiranë, f. 26.

Qirinxhi, Anesti. "Disa probleme të gjuhës tekniko-shkencore në tekstet mësimore". *Gjuha jonë*, nr. 3. Tiranë, 1986.

§ **170.** Nëse titulli është në gjuhë të huaj, përkthimi i tij mund të shoqërohet nga titulli origjinal, i mbyllur në kllapa katrore:

*Aspects of the theory of syntax* [Aspekte të teorisë së sintaksës]

Kur citimi përmban fjalët "po aty", "po ai", "shih", këto shkruhen me shkronja të zakonshme:

*Psikologjia*. ShB Çabej.Tiranë, 1998, f.560.

Po aty. F.345

3. Shih shënimin 1.

**2. Te emrat e autorëve**

§ **171.** Në shënimet në fundfaqe si edhe në shënimet e tjera bibliografike, emrat e autorëve shkruhen zakonisht në fillim mbiemri pastaj emri, duke u ndarë nga njëri-tjetri me presje.

Konica, Faik

Noli, Fan

Kostallari, Androkli

§ **172.** Kur janë disa autorë, emrat e tyre ndahen nga njëri-tjetri me pikëpresje:



Thomai, Jani; Lloshi, Xhevat; Samara, Miço etj. *Fjalor i gjuhës së sotme shqipe.*

Me pikëpresje ndahen edhe:

a) të dhënat për vepra autorësh të ndryshëm ose për vepra të ndryshme të një autori që përfshihen në një shënim:

Shih për këtë: I.D. Sheperi, *"Gramatika dhe sindaksa e gjuhës shqipe"*, Vlorë, 1927, f. 40; K. Cipo, *"Gramatika shqipe"*, Tiranë, 1949, f. 73.

b) të dhënat për botimet e pjesëve të një punimi në organe të ndryshme a në numra të ndryshëm të një organi ose për vëllimet e ndryshme të një vepre:

XHUVANI, Aleksandër: Fjalë dhe shprehje të shqipes, *"Studime filologjike"*, 1971 nr. 4, f. 193–208; 1972, nr. 1, f. 161–173; nr. 2, f. 137–151; nr. 4, f. 157–164.

§ **173.** Kur përdoret pseudonimi, nëse autori njihet me emrin e tij të vërtetë, ky mund t'i shtohet pseudonimit i mbyllur në kllapa katrore:

Migjeni [Millosh Gjergj Nikolla]

Chri-Chri [Nonda Bulka]

# 12. TAKIMI I DY OSE MË SHUMË SHENJAVE TË PIKËSIMIT DHE RADHA E TYRE

**§ 174.** Mund të ndodhë që të takohen dy shenja të ndryshme pikësimi, duke kryer secila funksionin e saj. Në këto raste duhet pasur parasysh:

a) Një pikëpyetje dhe një pikëçuditje e përjashtojnë pikën e fundit, por nuk përjashtojnë njëra–tjetrën:

*Sa zemërim në atë "Do ikësh apo jo?"!*
*Çfarë mund ta shprehtë më mirë sesa ajo "Zhduku!"?*

b) Thonjëzat vihen pas shumëpikëshit, kur fjalët që riprodhohen, mbarojnë me të:

*Por midis tyre kishte edhe nga ata që nuk e përmbanin dot veten dhe u thoshin shokëve: "Gati, u afruam, t'u biem..."*

**§ 175.** Pika, presja, pikëçuditja, pikëpyetja, trepikat vijnë menjëherë pas shkronjës së fundit dhe ndiqen nga një hapësirë e bardhë.

Kllapa e hapjes vjen pas një hapësire të bardhë dhe pas saj vjen menjëherë shkronja e fjalës përkatëse; kllapa e mbylljes vjen menjëherë pas shkronjës së fundit të fjalës së mëparshme dhe ndiqet nga një hapësirë e bardhë (ose nga një shenjë pikësimi e mundshme).



Vizat paraprihen dhe ndiqen gjithmonë nga një hapësirë e bardhë: tekst – fjali e ndërkallur – tekst. Në rastin e dialogut vendoset viza e gjatë dhe pas saj një hapësirë.

Nuk lihen hapësira të bardha midis thonjëzave dhe tekstit të futur brenda tyre.

# 13. SHENJAT TIPOGRAFIKE

## 1. Yllthi (asteriski[7])

§ 176. Kjo shenjë tipografike në formën e yllit mund të përdoret:

-si shenjë që u prin shënimeve (zakonisht përdoret numri rendor)

-në gjuhësinë historike yllthi para një fjale shënon që fjala përkatëse nuk është e dëshmuar, por e rindërtuar nga autori, p.sh.: *Grupi *nt i shqipes është asimiluar vazhdimisht në nd.*

-në gjuhësi yllthi prin edhe fjalë ose fjali të parregullta gramatikisht: *shtëpia i bukur

Rrallë në shqipe, në ndikimin e teksteve të huaja, përdoret yllthi i përsëritur tri herë, në vend të emrave vetjakë që nuk është e mundur ose nuk dëshirohet të përmenden drejtpërdrejt. (Zakonisht në shqipe në këtë rast përdoret shumëpikëshi), p.sh.: *Nënshkrimi ishte vënë nga ****

## 2.Viza e pjerrët (/)

§ 177. Përdoret për të ndarë një varg nga një tjetër kur vargjet shkruhen në një radhë. Në këtë rast të gjitha vargjet fillojnë me shkronjë të madhe dhe nuk përdoret shenjë tjetër pikësimi para vizës.

[7] Nga greq. asteriskos "yll i vogël".



*Unë tregoj histori të bukura/Ti bëhesh si foshnjë kureshtare / Shikon me faqe të skuqura / Dhe hesht e humb fare.*

§ 178. Viza e pjerrët përdoret për të shënuar alternimin midis dy mundësive:

*Kësaj i shtohet ngjyra e zezë dhe një ngjyrë tjetër (e* ***kuqe / e verdhë / blu).***

§ 179. Viza e pjerrët bashkon dy fjalë, njëra në funksion të tjetrës: ***km/orë***

§ 180. Në gjuhësi futet midis dy vijave të pjerrëta transkriptimi fonemati: */ts/.*

## 3. Shkronjat e pjerrëta

§ 181. Zakonisht përdoren (në konkurrencë me thonjëzat) për të dalluar fjalë o ndonjë fjali në lidhje me praninë e tyre në tekstin përkatës. Këto mund të jenë

a) terma teknikë:

Autori e përcakton shpesh *pixhinin* si një gjuhë…

*Narcizizmi* i kapitullit të katërt…

***Shënim.*** Në vijim, nëse përsëriten këta terma shkruhen me shkronja të zakonshme.

b) terma të huaj:

Kjo gamë varietetesh …quhet *continuum.*

c) fjalë të cilave u referohemi në tekst:

Fjala *metamorfozë* shfaqet disa herë në këtë tekst:..

Para bashkëtingëlloreve të shurdhëta *s, sh, zh…*

d) te fjalë, të cilat lexuesi mund t'i kalonte pa u kushtuar rëndësi:

Bethoveni *i vërtetë* nis të duket në veprat e kësaj periudhe.

e) citime të shkurtra ose për të shënuar tituj nga letërsia artistike ose joartistike. (Në këtë rast zakonisht përdoren thonjëzat):

Rrëfimi i mrekullueshëm i Heminguejit te *Plaku dhe deti* do të shqyrtohet në leksionin e ardhshëm.

*Metamorfoza*, tregimi i Kafkës...

Përralla e bukur *Hirushja*...

*Fjalori i emrave gjeografikë* sapo doli nga shtypi.

Po përgatitet *Fjalori enciklopedik shqiptar.*

Përdorimi i shkronjave të pjerrëta është rritur me përhapjen e kompjuterit.

### 4. Shkronjat e zeza

§ **182.** Shkronjat e zeza brenda tekstit përdoren për të nxjerrë në pah më fort një fjalë, një togfjalësh, një fjali:

*Kështu e përkufizon poeti veten:* ***djep*** *e* ***vorr*** *të këngës, gjithnjë duke medituar për fuqinë e fatin e saj të shfaqjes.*

*Dua të theksoj se jo vetëm është e drejtë, por është e domosdoshme që, për arsye artistike, shkrimtari me vetëdije* ***edhe mund t'i thyejë normat e gjuhës letrare.***



## PASQYRA E LËNDËS